

## SURJA HIXHR



*- Mekase -*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:

Paralajmërimi ndaj atyre që tallen me Kur'anin dhe premtimi për ruajtjen e tij nga ndryshimet, për të mbështetur dhe përforcuar Profetin.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Elif, Lam, Ra - Këto janë shkronja për të cilat janë dhënë mendime dhe është folur në fillim të sures Bekare.
Këto ajete, të larta në pozitë, të kësaj shpalljeje të Allahut, janë vargjet e Kuranit - Sqaruesit të Teuhidit (Njëshmërisë së Allahut) dhe dispozitave (të Allahut).

(2) Ndërsa mohuesit, në Ditën e Gjykimit, do të kishin dashur të kishin qenë myslimanë (të nënshtruar ndaj Allahut), ditën kur atyre t'u qartësohet e Vërteta dhe t'u dalë në shesh e kota e mosbesimit, në të cilën ata kanë qenë në jetën e dynjasë.

(3) Prandaj lëri, o i Dërguar, mohuesit e tillë, që të hanë ashtu si kafshët, si dhe të shijojnë kënaqësitë e kësaj bote të përkohshme dhe t'i mashtrojë shpresa e gjatë, duke lënë besimin dhe veprat e mira, pasi më vonë kanë për ta kuptuar se ç'kanë humbur, kur të dalin para Allahut në Ditën e Ringjalljes.

(4) Ne, asnjë vendbanimi me keqbërës nuk ia kemi zbritur shkatërrimin para se t'i vinte afati i caktuar në Dijeninë e Allahut, duke mos ia përshpejtuar e as shtyrë.

(5) Kështu që asnjë populli nuk ka për t'i ardhur shkatërrimi para se t'i vijë afati i fundit. Por atëherë, shkatërrimi nuk ka për t'ju shtyrë. Prandaj zullumqarët të mos mashtrohen me vonesën që Allahu u bën atyre.

(6) Mirëpo, mohuesit e Mekës iu drejtuan të Dërguarit ﷺ duke i thënë: "O ti që të është zbritur Shpallja, siç po pretendon, ti je thjesht një i çmendur. Me këtë pretendim tëndin, po sillesh si të çmendurit.



سُورَةُ الحِجۡرِ — آياتها ٩٩ — ترتيبها ١٥

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ١٤ الحزب ٢٧

الٓرۚ تِلۡكَ ءَايَٰتُ ٱلۡكِتَٰبِ وَقُرۡءَانٖ مُّبِينٖ ١ رُّبَمَا يَوَدُّ
ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ لَوۡ كَانُواْ مُسۡلِمِينَ ٢ ذَرۡهُمۡ يَأۡكُلُواْ
وَيَتَمَتَّعُواْ وَيُلۡهِهِمُ ٱلۡأَمَلُۖ فَسَوۡفَ يَعۡلَمُونَ ٣ وَمَآ أَهۡلَكۡنَا
مِن قَرۡيَةٍ إِلَّا وَلَهَا كِتَابٞ مَّعۡلُومٞ ٤ مَّا تَسۡبِقُ مِنۡ أُمَّةٍ
أَجَلَهَا وَمَا يَسۡتَـٔۡخِرُونَ ٥ وَقَالُواْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِي نُزِّلَ عَلَيۡهِ
ٱلذِّكۡرُ إِنَّكَ لَمَجۡنُونٞ ٦ لَّوۡ مَا تَأۡتِينَا بِٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ إِن كُنتَ
مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٧ مَا نُنَزِّلُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةَ إِلَّا بِٱلۡحَقِّ وَمَا كَانُوٓاْ
إِذٗا مُّنظَرِينَ ٨ إِنَّا نَحۡنُ نَزَّلۡنَا ٱلذِّكۡرَ وَإِنَّا لَهُۥ لَحَٰفِظُونَ ٩
وَلَقَدۡ أَرۡسَلۡنَا مِن قَبۡلِكَ فِي شِيَعِ ٱلۡأَوَّلِينَ ١٠ وَمَا يَأۡتِيهِم
مِّن رَّسُولٍ إِلَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ ١١ كَذَٰلِكَ نَسۡلُكُهُۥ
فِي قُلُوبِ ٱلۡمُجۡرِمِينَ ١٢ لَا يُؤۡمِنُونَ بِهِۦ وَقَدۡ خَلَتۡ سُنَّةُ ٱلۡأَوَّلِينَ
١٣ وَلَوۡ فَتَحۡنَا عَلَيۡهِم بَابٗا مِّنَ ٱلسَّمَآءِ فَظَلُّواْ فِيهِ يَعۡرُجُونَ ١٤
لَقَالُوٓاْ إِنَّمَا سُكِّرَتۡ أَبۡصَٰرُنَا بَلۡ نَحۡنُ قَوۡمٞ مَّسۡحُورُونَ ١٥



(7) Përse nuk po na sjell melekët që të dëshmojnë për ty, nëse ti po thua të vërtetën, se je profet i dërguar dhe se mbi ne do të zbresë ndëshkimi?!

(8) Atëherë, Allahu ua ktheu përgjigjen për atë që kërkuan, pra, për ardhjen e engjëjve, duke u thënë: "Mirëpo engjëjt zbresin vetëm se nëse e kërkon Urtësia e Allahut, si dhe dënimi për shkatërrimin tuaj të jetë afruar. Dhe nëse kjo ndodh, që t'u vijnë atyre engjëjt dhe ata të mos besojnë, atëherë nuk do t'u jepet më afat, përkundrazi kështu kanë për ta përshpejtuar ndëshkimin".

(9) Ashtu siç Ne e zbritëm në të vërtetë këtë Kuran në zemrën e Muhamedit ﷺ si një përkujtim për njerëzit, gjithashtu Ne edhe kemi për ta mbrojtur Kuranin prej çdo ndërhyrje njerëzore, duke shtuar, pakësuar, ndryshuar dhe shtrembëruar, në të.

(10) Edhe para teje në të vërtetë Ne patëm dërguar, o i Dërguar, të dërguar në shoqëritë të mëhershme mosbesimtare, të cilët i patën konsideruar gënjeshtarë, kështu që ti nuk je i pari që konsiderohesh gënjeshtar në popullin tënd në mesin e të dërguarve.

(11) Aq sa atyre shoqërive të hershme mohuese nuk u vinte asnjë i dërguar e që të mos e konsideronin atë gënjeshtar dhe të talleshin me të.

(12) Dhe se ashtu siç Ne e lamë mohimin të futet në zemrat e popujve të tillë, ashtu e lëmë atë të futet edhe në zemrat e idhujtarëve të Mekës, nëpërmjet refuzimit dhe arrogancës së tyre.

(13) Duke mos besuar në këtë Kuran që iu zbrit Muhamedit ﷺ. Ndërkohë që ligji i përsëritshëm i Allahut për shkatërrimin e mohuesve që i konsiderojnë gënjeshtra ato (porositë) që u patën ardhur të dërguarit e tyre, tashmë është i ditur, në mënyrë që mohuesit e tu, o i Dërguar, të marrin prej tij mësim.

(14) Mohuesit e tillë, do të vazhdonin në kokëfortësinë e tyre edhe nëse atyre do t'u bëhej e qartë e Vërteta nëpërmjet argumenteve të pamohueshme, madje edhe nëse atyre do ua hapnim dyert e qiellit dhe atyre do t'u mundësohej që të ngjiteshin në të.

(15) Ata përsëri do të kishin thënë: "Neve na qenkan veshur sytë, e nuk po shohim asgjë, madje kjo që shohim është nga ndikimi i magjisë, pasi neve thjesht na është bërë magji."

### Mësime nga ajetet:

- Kurani Fisnik është një bashkim i të gjitha cilësive të përkryera, në të gjitha aspektet, si në qartësi, ashtu edhe në sqarim.
- Mohuesit zakonisht janë të dhënë pas gjërave materiale, kështu që shumicën e tyre e shikon të fundosur në epshe dhe dëshira të kota, të mashtruar nga shpresa të rreme, si dhe të përveshur pas dynjasë, duke lënë ahiretin.
- Shkatërrimi i popujve është përcaktuar që të ndodhë në një moment të caktuar historik, në një afat të caktuar që nuk ndryshon, duke mos u shtyrë dhe as përshpejtuar, kështu që Allahu nuk ka për t'ia sjellë më shpejt atij që e kërkon atë më shpejt.
- Allahu i Lartësuar e ka marrë si përgjegjësi të Tijën ruajtjen dhe mbrojtjen e Kuranit Fisnik, prej çdo ndryshimi, zëvendësimi, shtimi dhe pakësimi nga dora e njeriut, deri në Ditën e Gjykimit.

وَلَقَدۡ جَعَلۡنَا فِي ٱلسَّمَآءِ بُرُوجٗا وَزَيَّنَّٰهَا لِلنَّٰظِرِينَ ١٦
وَحَفِظۡنَٰهَا مِن كُلِّ شَيۡطَٰنٖ رَّجِيمٍ ١٧ إِلَّا مَنِ ٱسۡتَرَقَ ٱلسَّمۡعَ
فَأَتۡبَعَهُۥ شِهَابٞ مُّبِينٞ ١٨ وَٱلۡأَرۡضَ مَدَدۡنَٰهَا وَأَلۡقَيۡنَا فِيهَا
رَوَٰسِيَ وَأَنۢبَتۡنَا فِيهَا مِن كُلِّ شَيۡءٖ مَّوۡزُونٖ ١٩ وَجَعَلۡنَا لَكُمۡ
فِيهَا مَعَٰيِشَ وَمَن لَّسۡتُمۡ لَهُۥ بِرَٰزِقِينَ ٢٠ وَإِن مِّن شَيۡءٍ إِلَّا
عِندَنَا خَزَآئِنُهُۥ وَمَا نُنَزِّلُهُۥٓ إِلَّا بِقَدَرٖ مَّعۡلُومٖ ٢١ وَأَرۡسَلۡنَا
ٱلرِّيَٰحَ لَوَٰقِحَ فَأَنزَلۡنَا مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَأَسۡقَيۡنَٰكُمُوهُ وَمَآ أَنتُمۡ
لَهُۥ بِخَٰزِنِينَ ٢٢ وَإِنَّا لَنَحۡنُ نُحۡيِۦ وَنُمِيتُ وَنَحۡنُ ٱلۡوَٰرِثُونَ ٢٣
وَلَقَدۡ عَلِمۡنَا ٱلۡمُسۡتَقۡدِمِينَ مِنكُمۡ وَلَقَدۡ عَلِمۡنَا ٱلۡمُسۡتَـٔۡخِرِينَ
٢٤ وَإِنَّ رَبَّكَ هُوَ يَحۡشُرُهُمۡۚ إِنَّهُۥ حَكِيمٌ عَلِيمٞ ٢٥ وَلَقَدۡ خَلَقۡنَا
ٱلۡإِنسَٰنَ مِن صَلۡصَٰلٖ مِّنۡ حَمَإٖ مَّسۡنُونٖ ٢٦ وَٱلۡجَآنَّ خَلَقۡنَٰهُ مِن
قَبۡلُ مِن نَّارِ ٱلسَّمُومِ ٢٧ وَإِذۡ قَالَ رَبُّكَ لِلۡمَلَٰٓئِكَةِ إِنِّي خَٰلِقُۢ بَشَرٗا
مِّن صَلۡصَٰلٖ مِّنۡ حَمَإٖ مَّسۡنُونٖ ٢٨ فَإِذَا سَوَّيۡتُهُۥ وَنَفَخۡتُ فِيهِ
مِن رُّوحِي فَقَعُواْ لَهُۥ سَٰجِدِينَ ٢٩ فَسَجَدَ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ كُلُّهُمۡ
أَجۡمَعُونَ ٣٠ إِلَّآ إِبۡلِيسَ أَبَىٰٓ أَن يَكُونَ مَعَ ٱلسَّٰجِدِينَ ٣١



16 Ne kemi vënë në qiell yje madhështore, nëpërmjet të cilëve njerëzit orientohen gjatë udhëtimeve të tyre në errësirën e natës, në tokë e në det, si dhe e zbukuruam atë me to për atë që shikon drejt tij dhe mediton rreth tyre, në mënyrë që t'u argumentohet me to fuqia e Allahut të Lartësuar.

17 Gjithashtu, Ne e pastruam atë prej çdo shejtani të përjashtuar nga mëshira e Allahut,

18 përveç ndonjërit prej tyre, që përgjon vjedhurazi ndonjë gjë prej (urdhërave të) engjëjve të lartë, por që menjëherë e kap shkëndija e zjarrtë, duke e djegur.

19 Madje edhe Tokën e shtrimë, që të jetë e përshtatshme për njerëzit, si dhe vendosëm në të male mbajtëse, në mënyrë që ajo të mos dridhet bashkë me njerëzit. Pastaj bëmë që të mbinin lloje të ndryshme bimësh, sipas sasive dhe llojeve të caktuara, në përputhje me urtësinë e pranuar.

20 Për ju, o njerëz, mundësuam që të keni në Tokë çdo gjë që jua bën të mundur jetesën, prej ushqimeve e pijeve të ndryshme, për sa kohë të jeni në jetën e kësaj bote, ashtu sikurse ju mundësuam furnizimin edhe krijesave të tjera përveç jush, qofshin ata njerëz apo kafshë, e furnizuesit e tyre nuk jeni ju, që ata të jetojnë.

21 Madje nuk ka asgjë për të cilën njerëzit dhe kafshët kanë nevojë e që Ne të mos jemi të aftë që ta sjellim në ekzistencë (si furnizim për ta) dhe për t'i bërë dobi njerëzimit. Në ekzistencë nuk sjellim asgjë që të mos jetë në sasi të caktuar dhe në përputhje me urtësinë dhe dëshirën Tonë.

22 Për ju dërguam edhe erërat, që mbarsin retë, duke lëshuar nëpërmjet reve atë që ishte mbarsur prej tyre në formë shiu. Kështu ju mundësuam ta shuani etjen nëpërmjet shiut, ndërkohë që ju, o njerëz, kurrsesi nuk do të kishit pasur mundësi që ta rezervonit këtë ujë në Tokë, në mënyrë që të kishit burime dhe puse uji, por është Allahu Ai, i Cili e rezervon atë për ju.

23 Kështu (si me këtë shi), Ne i ngjallim edhe të vdekurit, duke krijuar prej mosekzistencës e duke ringjallur pas vdekjes, ashtu sikurse edhe jetën ua marrim Ne, sapo t'u vijë afati për këtë. Vetëm Ne do të mbetemi Trashëgues të Tokës dhe asaj që është në të.

24 Madje, Ne e dimë shumë mirë se cili prej jush është prej të hershmëve në lindje apo vdekje dhe kush është prej të vonshmëve, duke mos na u fshehur Neve asgjë prej këtyre.

25 Zoti yt, o i Dërguar, është Ai që ka për t'i tubuar të gjithë në Ditën e Gjykimit, që ta shpërblejë të mirin me të mirën e tij dhe ta ndëshkojë të keqin me të keqen e tij. Vërtet që Ai është i Urtë në mënyrën sesi drejton dhe i Gjithëdijshëm, duke mos iu fshehur Atij asgjë.

26 Ne edhe më herët krijuam njeriun e parë,- Ademin, prej baltës së tharë, që nëse goditet, kërcet, baltë e cila ishte e zezë dhe me erë të rëndë, për shkak të pritjes së gjatë.

27 Po ashtu edhe babain e xhindëve, para se ta krijonim Ademin, e krijuam prej zjarrit të ndezur fort.

28 Prandaj përkujtoje (vazhdimisht), o i Dërguar, kur Zoti yt u tha engjëjve dhe Iblisit (që ishte me ta): "Unë kam për të krijuar një njeri prej baltës së tharë, që kërcet kur goditet, baltës së zezë, që ka erë kundërmuese.

29 Pasi t'i kem dhënë atij formën e vet (njeriut) dhe ta kem kompletuar krijimin e tij, atëherë bini në sexhde për të, duke zbatuar kështu Urdhrin Tim e për ta nderuar atë."

30 Të gjithë engjëjt e zbatuan këtë urdhër, duke rënë në sexhde, ashtu siç i urdhëroi Zoti i tyre.

31 Mirëpo Iblisi, i cili ishte me engjëjt, por jo prej tyre, refuzoi që të binte në sexhde bashkë me engjëjt për Ademin.

## Mësime nga ajetet:

- Kërkohet që besimtari të meditojë dhe vështrojë vazhdimisht qiellin dhe bukuritë e tij për të argumentuar mbi ekzistencën e Zotit të tij.
- Të gjitha llojet e furnizimeve dhe sasitë e përcaktuara nuk i zotëron askush tjetër përveç Allahut, kështu që depozitat e furnizimit janë vetëm në Dorën e Tij. Ai i jep kujt të dëshirojë dhe e privon kë të dëshirojë, sipas Urtësisë dhe Mëshirës së Vet.
- TToka është krijuar, përshtatur dhe shtrirë në përputhje me nevojën që ka jeta njerëzore për të, duke u fiksuar me male shkëmbore, në mënyrë që të mos tronditet bashkë me banorët e saj. Në të gjenden lloje të ndryshme bimësh, sasitë e të cilave janë të përcaktuara mirë, sipas një urtësie dhe dobie absolute.
- Urdhërimi i engjëjve që të binin në sexhde për Ademin, që ishte nderim i vetë llojit njerëzor.

قَالَ يَٰٓإِبۡلِيسُ مَا لَكَ أَلَّا تَكُونَ مَعَ ٱلسَّٰجِدِينَ ٣٢ قَالَ لَمۡ أَكُن
لِّأَسۡجُدَ لِبَشَرٍ خَلَقۡتَهُۥ مِن صَلۡصَٰلٖ مِّنۡ حَمَإٖ مَّسۡنُونٖ ٣٣
قَالَ فَٱخۡرُجۡ مِنۡهَا فَإِنَّكَ رَجِيمٞ ٣٤ وَإِنَّ عَلَيۡكَ ٱللَّعۡنَةَ إِلَىٰ يَوۡمِ
ٱلدِّينِ ٣٥ قَالَ رَبِّ فَأَنظِرۡنِيٓ إِلَىٰ يَوۡمِ يُبۡعَثُونَ ٣٦ قَالَ فَإِنَّكَ
مِنَ ٱلۡمُنظَرِينَ ٣٧ إِلَىٰ يَوۡمِ ٱلۡوَقۡتِ ٱلۡمَعۡلُومِ ٣٨ قَالَ رَبِّ بِمَآ
أَغۡوَيۡتَنِي لَأُزَيِّنَنَّ لَهُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ وَلَأُغۡوِيَنَّهُمۡ أَجۡمَعِينَ
٣٩ إِلَّا عِبَادَكَ مِنۡهُمُ ٱلۡمُخۡلَصِينَ ٤٠ قَالَ هَٰذَا صِرَٰطٌ عَلَيَّ
مُسۡتَقِيمٌ ٤١ إِنَّ عِبَادِي لَيۡسَ لَكَ عَلَيۡهِمۡ سُلۡطَٰنٌ إِلَّا مَنِ
ٱتَّبَعَكَ مِنَ ٱلۡغَاوِينَ ٤٢ وَإِنَّ جَهَنَّمَ لَمَوۡعِدُهُمۡ أَجۡمَعِينَ ٤٣
لَهَا سَبۡعَةُ أَبۡوَٰبٖ لِّكُلِّ بَابٖ مِّنۡهُمۡ جُزۡءٞ مَّقۡسُومٌ ٤٤ إِنَّ
ٱلۡمُتَّقِينَ فِي جَنَّٰتٖ وَعُيُونٍ ٤٥ ٱدۡخُلُوهَا بِسَلَٰمٍ ءَامِنِينَ ٤٦
وَنَزَعۡنَا مَا فِي صُدُورِهِم مِّنۡ غِلٍّ إِخۡوَٰنًا عَلَىٰ سُرُرٖ مُّتَقَٰبِلِينَ
٤٧ لَا يَمَسُّهُمۡ فِيهَا نَصَبٞ وَمَا هُم مِّنۡهَا بِمُخۡرَجِينَ ٤٨
ربع الحزب ٢٧ ۞ نَبِّئۡ عِبَادِيٓ أَنِّيٓ أَنَا ٱلۡغَفُورُ ٱلرَّحِيمُ ٤٩ وَأَنَّ عَذَابِي
هُوَ ٱلۡعَذَابُ ٱلۡأَلِيمُ ٥٠ وَنَبِّئۡهُمۡ عَن ضَيۡفِ إِبۡرَٰهِيمَ ٥١



32 Pasi Iblisi refuzoi që të bënte sexhde për Ademin, Allahu i tha: "Ç'të shtyu dhe ç'të pengojë që të bije në sexhde bashkë me engjëjt, të cilët ranë në sexhde duke zbatuar urdhrin Tim?!"

33 Aty Iblisi tha me mendjemadhësi: "Nuk më takon mua që të bie në sexhde për një njeri, të cilin e krijove prej baltës së thatë, që më parë pati qenë baltë e zezë e me erë të keqe."

34 Atëherë Allahu i tha Iblisit: "Dil jashtë prej Xhenetit, pasi ti je i përjashtuar!

35 Ky mallkim i përjashtimit prej Mëshirës Time ka për të të ndjekur deri në Ditën e Gjykimit!"

36 Iblisi tha: "Zoti im, më jep mua afat dhe mos më vdis deri në Ditën kur do të ringjallen krijesat!"

37 Allahu i tha: - "Do të jepet afat, së bashku me ata që ua kam shtyrë afatin e fundit.

38 Afatin e keni deri në momentin kur të vdesin të gjithë krijesat, domethënë, kur të jetë fryrja e parë" (e Bririt nga engjëlli sinjaldhënës).

39 Pastaj Iblisi tha: "Zoti im, për shkak se Ti më le të humbur mua, unë kam për t'ua hijeshuar atyre gjynahet në Tokë, si dhe të gjithë kam për t'i devijuar prej Rrugës së Drejtë.

40 Përveç atyre që Ti i ke zgjedhur nga mesi i robve të Tu, për të të adhuruar!"

41 Dhe Allahu i tha: "Kjo do të jetë edhe Rruga e Drejtë, që do të çojë për tek Unë.

42 Ndërsa ndaj robve të Mi të sinqertë ti nuk do të kesh asnjë fuqi dhe asnjë pushtet për t'i mashtruar, përveç atyre që janë të humbur e të ndjekin ty!"

43 Vërtet që Xhehenemi është vendqëndrimi i Iblisit dhe i kujtdo që e ndjek atë prej të humburve.

44 Xhehenemi ka shtatë dyer, nëpër të cilat kanë për të hyrë. Për secilën derë do të ketë një pjesë të caktuar të atyre që do të hyjnë në të, prej ndjekësve të Iblisit.

45 Ndërsa ata që ia kanë frikën Zotit të tyre, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij, do të jenë në Kopshtet e Xhenetit dhe burimet e tij.

46 Atyre do t'u thuhet, kur të jenë duke hyrë: "Hyni brenda tij, të shpëtuar prej çdo të keqeje dhe të sigurt prej çdo frike!"

47 Prej zemrave të tyre do të kemi hequr çdo mllef dhe armiqësi, duke i bërë vëllezër të dashur për njëri-tjetrin. Aty do të qëndrojnë të ulur mbi shtretër, duke u parë ballë-përballë me njëri-tjetrin.

48 Aty nuk ka për t'i përfshirë asnjë lodhje. Ata kurrë nuk kanë për t'u nxjerrë prej tij, por do të jenë përjetësisht aty.

49 Kështu që bëjua të ditur robve të Mi, o i Dërguar, se Unë jam Gjynahfalës për këdo që pendohet prej tyre dhe i Mëshirshëm me ta!

50 Vëri në dijeni ata edhe se dënimi Im është i dhembshëm, prandaj le të pendohen tek Unë, që të arrijnë faljen Time e të sigurohen prej dënimit Tim.

51 Tregoju atyre edhe lajmin e mysafirëve të Ibrahimit, engjëjve, të cilët i erdhën atij me lajmin e gëzueshëm të një djali, si dhe shkatërrimin e popullit të Lutit.

### Mësime nga ajetet:

- Ajetet tregojnë për vizitat që duhet të kryejnë të devotshmit me njëri-tjetrin, bashkimin e tyre, sjelljen e mirë, duke qenë secili përballë me njëri-tjetrin dhe jo me shpinë.
- Besimtari duhet që vazhdimisht zemrën ta ketë mes frikës dhe shpresës, përmallimit dhe drojës.
- Rënia e të gjithë engjëjve në sexhde për Ademin ka qenë në shenjë nderimi dhe vlerësimi, përveç Iblisit, i cili refuzoi ta bënte këtë.
- Iblisi i mallkuar nuk ka asnjë pushtet ndaj atyre që Allahu i ka udhëzuar dhe i ka përzgjedhur, pra, që t'i imponojë ata të bien në ndonjë gjynah, që e pengon Allahun t'i falë.

إِذۡ دَخَلُواْ عَلَيۡهِ فَقَالُواْ سَلَٰمٗا قَالَ إِنَّا مِنكُمۡ وَجِلُونَ ٥٢ قَالُواْ
لَا تَوۡجَلۡ إِنَّا نُبَشِّرُكَ بِغُلَٰمٍ عَلِيمٖ ٥٣ قَالَ أَبَشَّرۡتُمُونِي عَلَىٰٓ أَن
مَّسَّنِيَ ٱلۡكِبَرُ فَبِمَ تُبَشِّرُونَ ٥٤ قَالُواْ بَشَّرۡنَٰكَ بِٱلۡحَقِّ
فَلَا تَكُن مِّنَ ٱلۡقَٰنِطِينَ ٥٥ قَالَ وَمَن يَقۡنَطُ مِن رَّحۡمَةِ
رَبِّهِۦٓ إِلَّا ٱلضَّآلُّونَ ٥٦ قَالَ فَمَا خَطۡبُكُمۡ أَيُّهَا ٱلۡمُرۡسَلُونَ
٥٧ قَالُوٓاْ إِنَّآ أُرۡسِلۡنَآ إِلَىٰ قَوۡمٖ مُّجۡرِمِينَ ٥٨ إِلَّآ ءَالَ لُوطٍ
إِنَّا لَمُنَجُّوهُمۡ أَجۡمَعِينَ ٥٩ إِلَّا ٱمۡرَأَتَهُۥ قَدَّرۡنَآ إِنَّهَا لَمِنَ
ٱلۡغَٰبِرِينَ ٦٠ فَلَمَّا جَآءَ ءَالَ لُوطٍ ٱلۡمُرۡسَلُونَ ٦١ قَالَ
إِنَّكُمۡ قَوۡمٞ مُّنكَرُونَ ٦٢ قَالُواْ بَلۡ جِئۡنَٰكَ بِمَا كَانُواْ فِيهِ
يَمۡتَرُونَ ٦٣ وَأَتَيۡنَٰكَ بِٱلۡحَقِّ وَإِنَّا لَصَٰدِقُونَ ٦٤ فَأَسۡرِ
بِأَهۡلِكَ بِقِطۡعٖ مِّنَ ٱلَّيۡلِ وَٱتَّبِعۡ أَدۡبَٰرَهُمۡ وَلَا يَلۡتَفِتۡ مِنكُمۡ أَحَدٞ
وَٱمۡضُواْ حَيۡثُ تُؤۡمَرُونَ ٦٥ وَقَضَيۡنَآ إِلَيۡهِ ذَٰلِكَ ٱلۡأَمۡرَ أَنَّ
دَابِرَ هَٰٓؤُلَآءِ مَقۡطُوعٞ مُّصۡبِحِينَ ٦٦ وَجَآءَ أَهۡلُ ٱلۡمَدِينَةِ
يَسۡتَبۡشِرُونَ ٦٧ قَالَ إِنَّ هَٰٓؤُلَآءِ ضَيۡفِي فَلَا تَفۡضَحُونِ ٦٨
وَٱتَّقُواْ ٱللَّهَ وَلَا تُخۡزُونِ ٦٩ قَالُوٓاْ أَوَلَمۡ نَنۡهَكَ عَنِ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٧٠



52 Ata, kur shkuan tek ai, i thanë: - “Selamen (Paqësisht)!” Ai iu përgjigj me përshëndetje akoma edhe më të mirë se e tyrja dhe u vuri para një viç të pjekur, që ta hanin, duke menduar se ata ishin njerëz. Pasi e pa se ata nuk po hanin, tha: “Ne po kemi frikë prej jush!”
53 Atëherë, engjëjt e dërguar i thanë: “Mos u frikëso, pasi ne jemi këtu të të japim një lajm, që do të të gëzojë, i cili është se ti do të kesh një djalë të ditur.”
54 Ibrahimi i habitur prej sihariqit që i dhanë për djalin, u tha: “A po më përgëzoni mua me një djalë, ndërkohë që jam në pleqëri të thellë?! Ç’është ky përgëzim, kështu?!”
55 Të dërguarit engjëj i thanë Ibrahimit: “Ne po të përgëzojmë me të Vërtetën, e cila nuk përmban asgjë të dyshimtë, prandaj mos u trego pesimist në lidhje me atë që të përgëzuam!”
56 Ibrahimi u tha: “A thua, vallë, mund të tregohet pesimist me Mëshirën e Zotit të vet ndonjë, përveç atyre që kanë devijuar prej Rrugës së Drejtë të Allahut?!”
57 Pastaj tha: “Po çfarë ju shtyu të vinit, o të dërguar prej Allahut të Lartësuar?!”
58 Të dërguarit engjëj i thanë: “Neve na ka dërguar Allahu për të shkatërruar një popull, me një të prishje të madhe, pra, popullin e Lutit.
59 Përveç familjes së Lutit dhe ndjekësve të tij besimtarë, të cilët nuk ka për t’i përfshirë shkatërrimi, pasi këta kemi për t’i shpëtuar të gjithë!
60 Duke përjashtuar prej këtyre gruan e tij, pasi atë kemi vendosur që ta lëmë me ata që do t’i përfshijë shkatërrimi!”
61 Pastaj erdhën engjëjt e dërguar tek rrethi i Lutit në formën e meshkujve.
62 Luti, pasi i pa, u tha: (Ju për mua jeni) “Njerëz të panjohur!”
63 Të dërguarit ia kthyen duke i thënë:- “Mos u frikëso, se ne të kemi ardhur me atë që populli yt e vinte në dyshim, pra, me dënimin shkatërrimtar për ta.
64 Ne të kemi ardhur ty me atë të vërtetë, që nuk ka asnjë shaka, se ne e kemi seriozisht atë që sapo të lajmëruam.
65 Prandaj, largohu me familjen tënde, pasi të ketë kaluar një pjesë e natës, si dhe pa të vënë re ata! Gjithashtu, asnjëri prej jush të mos e kthejë kokën prapa, që të shikojë se çfarë do t’u ngjajë atyre, por vazhdoni deri atje ku ju ka urdhëruar Allahu!”
66 Kështu, Ne ia bëmë me dije Lutit edhe nëpërmjet rrugës së Shpalljes, të Vërtetën e asaj çështjeje që tashmë e kishim caktuar, se ai popull do të ç’rrënjosej nëpërmjet shkatërrimit deri tek i fundit prej tyre, sapo t’i zërë agimi.
67 Aty erdhën banorët e Sodomit, të gëzuar me mysafirët e Lutit, duke lakmuar që të kryenin fëlliqësira.
68 Luti iu drejtua atyre duke u thënë: “Këta njerëz janë mysafirët e mi, prandaj mos më turpëroni mua, për të kryer atë që ju dëshironi me ta.
69 Kijani frikën Allahut dhe lëreni këtë fëlliqësi! Mos më poshtëroni mua me atë ndyrësi të shëmtuar që po bëni!”
70 Populli i tha: “A nuk ta kemi ndaluar që të pranosh çfarëdolloj njeriu?! “

### Mësime nga ajetet:

- Të mësuarit e edukatës së mysafirit, duke filluar me përshëndetje dhe selam, në rast vizite.
- Kujt i ka dhuruar Allahu mirësinë e udhëzimit dhe dijes së madhe nuk ka kurrsesi mundësi që të depërtojë tek ai pesimizmi në Mëshirën e Allahut.
- Allahu i Lartësuar ia ndaloi Lutit dhe ndjekësve të tij që të kthenin kokën prapa gjatë rënies së dënimit mbi ta, në mënyrë që të mos i kapte dhembshuria për ta.
- Gatishmëria e popullit të Lutit për të kryer atë fëlliqësi me mysafirë të tillë ishte argument i përdhosjes së natyrshmërisë së tyre dhe ndyrësisë së tyre të theksuar.

قَالَ هَٰٓؤُلَآءِ بَنَاتِيٓ إِن كُنتُمۡ فَٰعِلِينَ ٧١ لَعَمۡرُكَ إِنَّهُمۡ لَفِي سَكۡرَتِهِمۡ
يَعۡمَهُونَ ٧٢ فَأَخَذَتۡهُمُ ٱلصَّيۡحَةُ مُشۡرِقِينَ ٧٣ فَجَعَلۡنَا عَٰلِيَهَا
سَافِلَهَا وَأَمۡطَرۡنَا عَلَيۡهِمۡ حِجَارَةٗ مِّن سِجِّيلٍ ٧٤ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ
لَأٓيَٰتٖ لِّلۡمُتَوَسِّمِينَ ٧٥ وَإِنَّهَا لَبِسَبِيلٖ مُّقِيمٍ ٧٦ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ
لَأٓيَةٗ لِّلۡمُؤۡمِنِينَ ٧٧ وَإِن كَانَ أَصۡحَٰبُ ٱلۡأَيۡكَةِ لَظَٰلِمِينَ ٧٨
فَٱنتَقَمۡنَا مِنۡهُمۡ وَإِنَّهُمَا لَبِإِمَامٖ مُّبِينٖ ٧٩ وَلَقَدۡ كَذَّبَ أَصۡحَٰبُ
ٱلۡحِجۡرِ ٱلۡمُرۡسَلِينَ ٨٠ وَءَاتَيۡنَٰهُمۡ ءَايَٰتِنَا فَكَانُواْ عَنۡهَا مُعۡرِضِينَ
٨١ وَكَانُواْ يَنۡحِتُونَ مِنَ ٱلۡجِبَالِ بُيُوتًا ءَامِنِينَ ٨٢ فَأَخَذَتۡهُمُ
ٱلصَّيۡحَةُ مُصۡبِحِينَ ٨٣ فَمَآ أَغۡنَىٰ عَنۡهُم مَّا كَانُواْ يَكۡسِبُونَ ٨٤
وَمَا خَلَقۡنَا ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَ وَمَا بَيۡنَهُمَآ إِلَّا بِٱلۡحَقِّۗ وَإِنَّ
ٱلسَّاعَةَ لَأٓتِيَةٞۖ فَٱصۡفَحِ ٱلصَّفۡحَ ٱلۡجَمِيلَ ٨٥ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ
ٱلۡخَلَّٰقُ ٱلۡعَلِيمُ ٨٦ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَٰكَ سَبۡعٗا مِّنَ ٱلۡمَثَانِي
وَٱلۡقُرۡءَانَ ٱلۡعَظِيمَ ٨٧ لَا تَمُدَّنَّ عَيۡنَيۡكَ إِلَىٰ مَا مَتَّعۡنَا بِهِۦٓ أَزۡوَٰجٗا
مِّنۡهُمۡ وَلَا تَحۡزَنۡ عَلَيۡهِمۡ وَٱخۡفِضۡ جَنَاحَكَ لِلۡمُؤۡمِنِينَ ٨٨ وَقُلۡ
إِنِّيٓ أَنَا ٱلنَّذِيرُ ٱلۡمُبِينُ ٨٩ كَمَآ أَنزَلۡنَا عَلَى ٱلۡمُقۡتَسِمِينَ ٩٠



71 Si shfajësim për veten përpara mysafirëve të tij Luti tha: “Ja, këto janë gratë tuaja, si bijat e mia, prandaj konsumojeni me to martesën, nëse vërtetë jeni të sinqertë, që nuk i rezistoni dot epshit tuaj.”

72 (Betohem) Me jetën tënde, o i Dërguar, vërtet që populli i Lutit e kishte kaluar çdo kufi në epshin e tyre nëpërmjet dyshimeve.

73 Kështu ata i përfshiu një ushtimë e fuqishme shkatërruese, sapo i zuri koha e lindjes së Diellit,

74 duke ua përmbysur atyre vendbanimet, si dhe duke lëshuar mbi ta një shi prej gurësh të krijuar nga balta e ngurtësuar.

75 Vërtet që në këtë që u përmend, në lidhje me atë që ndodhi me popullin e Lutit, pra, shkatërrimin, ekzistojnë argumente për ata që dëshirojnë të mendohen thellë.

76 Këto vendbanime të popullit të Lutit gjenden pikërisht në rrugë (ato tregtare), duke patur mundësi që t'i shikojë çdo udhëtar që kalon pranë tyre.

77 Kështu që në këtë që ka ndodhur vërtet që ekzistojnë fakte bindëse për besimtarët, që ata të përfitojnë mësime prej saj.

78 Madje edhe populli i Shuajbit që ishin banorë të një vendbanimi që kishte çdo lloj peme të arritshme, ishin zullumqarë keqbërës, për shkak të mosbesimit të tyre ndaj Allahut dhe mohimit që i bënë të dërguarit të Tij, Shuajbit.

79 Atëherë Ne u hakmorëm ndaj tyre, duke bërë që t'i përfshinte dënimi. Vendbanimet e popullit të Lutit dhe banorët e vendeve të Shuajbit, ata i gjejnë sheshazi, pranë rrugës së tyre (tregtare), për këdo që kalon pranë tyre.

80 Edhe populli i Themudit, banorë të Hixhrit (një vend mes Gadishullit Arabik dhe Sirisë), i pati mohuar të gjithë të dërguarit, kur mohuan edhe të dërguarin e tyre Salihun.

81 Edhe pse Ne u dhamë atyre fakte të pakundërshtueshme dhe argumente bindëse, që tregonin për Vërtetësinë e tij në lidhje me atë që u kishte ardhur atyre prej Zotit të vet, siç ishte deveja (që dilte nga shkëmbi ashtu siç e kërkuan). Mirëpo ata nuk përfituan asnjë mësim prej argumenteve të tilla dhe madje as nuk i përfillën ato.

82 Ata i gdhendnin malet shkëmbore, duke ndërtuar në to shtëpi, në mënyrë që ata të jetonin në to të sigurt prej asaj që ata kishin frikë se do mund t'u ndodhte.

83 Megjithatë, ata i përfshiu ushtima e një dënimi, sapo i zuri agimi.

84 Duke mos i mbrojtur prej dënimit të Allahut aspak ajo që ata patën arritur, me mbledhjen e pasurisë dhe gdhendjen e shtëpive të tyre në shkëmbinj.

85 Kjo, pasi Ne, qiejt dhe Tokën, si dhe gjithçka që ndodhet në mes tyre nuk i kemi krijuar kot e pa asnjë urtësi. Të gjitha këto i krijuam mbi drejtësinë. Kështu që, Ora (e Drejtësisë) do të vijë në mënyrë të pashmangshme, prandaj anashkaloji, o i Dërguar, ata që të konsiderojnë ty gënjeshtar, si dhe toleroji ata në mënyrën më të mirë.

86 Sepse vërtet që Zoti yt, o i Dërguar, është Krijuesi i çdo gjëje dhe se Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë.

87 Ne ty të kemi dhuruar Fatihanë (nënën e Kuranit), me shtatë ajetet e saj dhe Kuranin madhështor.

88 Prandaj mos e fikso shikimin tënd tek kënaqësitë e përkohshme, të cilat Ne ia kemi mundësuar që t'i shijojnë një rangu në mesin e jobesimtarëve, si dhe as mos u dëshpëro për mohimin e tyre, ndërsa me besimtarët tregohu i përulur.

89 Si dhe thuaj, o i Dërguar:“Unë jam paralajmërues i ndëshkimit, që ju tërheq vërejtjen qartazi.

90 Unë po ju paralajmëroj, para se t'ju bjerë edhe juve ajo që Allahu ua lëshoi atyre që bënin seleksionime në Librat e Tij, duke i pranuar në to një pjesë, e duke mohuar një pjesë tjetër.

## Mësime nga ajetet:

- Allahu i Lartësuar, nëse dëshiron që ta shkatërrojë ndonjë vendbanim, i lë që ata ta shtojnë të keqen dhe tiraninë e tyre, e pasi ata ta kenë arritur këtë, atëherë Ai lëshon mbi ta ndëshkime, sipas asaj që kanë merituar.
- Nuk është e pëlqyer që të shkohet në vendet në të cilat ka rënë ndëshkimi i Allahut e as në varret e jobesimtarëve. Nëse ndodh që njeriu kalon andej, duke hyrë në ato vende a varre, ai duhet të kalojë shpejt.
- Besimtari duhet të mos u kushtojë shumë vëmendje bukurive dhe stolive të kësaj bote, por duhet të shohë më shumë te mirësitë e Allahut në Botën tjetër.
- Besimtari e ka detyrë që të qëndrojë sa më larg idhujtarëve dhe të mos i bëhet vonë nëse ata nuk besojnë, por të qëndrojë sa më afër besimtarëve dhe të jetë ndaj tyre i përulur, modest dhe i dashur me ta, edhe nëse ata janë të varfër.

ٱلَّذِينَ جَعَلُوا۟ ٱلْقُرْءَانَ عِضِينَ ﴿٩١﴾ فَوَرَبِّكَ لَنَسْـَٔلَنَّهُمْ
أَجْمَعِينَ ﴿٩٢﴾ عَمَّا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ﴿٩٣﴾ فَٱصْدَعْ بِمَا تُؤْمَرُ وَأَعْرِضْ
عَنِ ٱلْمُشْرِكِينَ ﴿٩٤﴾ إِنَّا كَفَيْنَٰكَ ٱلْمُسْتَهْزِءِينَ ﴿٩٥﴾ ٱلَّذِينَ
يَجْعَلُونَ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا ءَاخَرَ ۚ فَسَوْفَ يَعْلَمُونَ ﴿٩٦﴾ وَلَقَدْ نَعْلَمُ
أَنَّكَ يَضِيقُ صَدْرُكَ بِمَا يَقُولُونَ ﴿٩٧﴾ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَكُن
مِّنَ ٱلسَّٰجِدِينَ ﴿٩٨﴾ وَٱعْبُدْ رَبَّكَ حَتَّىٰ يَأْتِيَكَ ٱلْيَقِينُ ﴿٩٩﴾

ترتيبها ١٦ — سُورَةُ النَّحْلِ — آياتها ١٢٨

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَتَىٰٓ أَمْرُ ٱللَّهِ فَلَا تَسْتَعْجِلُوهُ ۚ سُبْحَٰنَهُۥ وَتَعَٰلَىٰ عَمَّا يُشْرِكُونَ (نصف الحزب ٤٧)
﴿١﴾ يُنَزِّلُ ٱلْمَلَٰٓئِكَةَ بِٱلرُّوحِ مِنْ أَمْرِهِۦ عَلَىٰ مَن يَشَآءُ مِنْ
عِبَادِهِۦٓ أَنْ أَنذِرُوٓا۟ أَنَّهُۥ لَآ إِلَٰهَ إِلَّآ أَنَا۠ فَٱتَّقُونِ ﴿٢﴾ خَلَقَ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ بِٱلْحَقِّ ۚ تَعَٰلَىٰ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿٣﴾ خَلَقَ
ٱلْإِنسَٰنَ مِن نُّطْفَةٍ فَإِذَا هُوَ خَصِيمٌ مُّبِينٌ ﴿٤﴾ وَٱلْأَنْعَٰمَ
خَلَقَهَا ۗ لَكُمْ فِيهَا دِفْءٌ وَمَنَٰفِعُ وَمِنْهَا تَأْكُلُونَ
﴿٥﴾ وَلَكُمْ فِيهَا جَمَالٌ حِينَ تُرِيحُونَ وَحِينَ تَسْرَحُونَ ﴿٦﴾



(91) Pasi ata që edhe Kuranin e ndajnë pjesë-pjesë, apo thanë: është magji, është fall apo është poezi.
(92) Pasha Zotin tënd, o i Dërguar, patjetër që kemi për t'i marrë në llogari në Ditën e Gjykimit për këtë.
(93) Madje kemi për t'i pyetur edhe për çdo gjë që patën bërë në jetën e dynjasë, duke mohuar dhe bërë gjynahe.
(94) Prandaj publikoje hapur, o i Dërguar, thirrjen Islame, me të cilën të ka urdhëruar Allahu, si dhe as mos e kthe kokën në lidhje me atë çfarë thonë dhe bëjnë idhujtarët.
(95) As mos kij frikë prej tyre, pasi Ne të mjaftojmë ty, kundër çdo plani që bëjnë ndaj teje prijësit e kufrit, ata prej Kurejshëve, për të të përqeshur.
(96) Sepse ata që në vend të Allahut adhurojnë dikë tjetër, së shpejti kanë për ta kuptuar përfundimin e shëmtuar të idhujtarisë së tyre.
(97) Ne e dimë shumë mirë se ty, o i Dërguar, të ngushtohet gjoksi prej asaj që ata veprojnë ndaj teje, duke të konsideruar ty gënjeshtar e duke të përqeshur.
(98) Por ti kthehu drejt Allahut duke e Lartësuar Atë, ashtu siç i ka hije Lartmadhështisë së Tij! Lavdëroje Atë sipas cilësive të Tij të plota, si dhe bëhu prej atyre që angazhohen me adhurim ndaj Allahut duke u falur për Të, pasi në këtë rrugë është edhe shërimi për ngushtësinë e gjoksit tënd.
(99) Kështu vazhdoje adhurimin ndaj Zotit tënd, duke mos u shkëputur prej tij, për aq kohë sa të jesh gjallë, derisa të të vijë vdekja.



## SURJA EN-NAHL

*Mekase*



*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:

Përmendja e mirësive, që tregojnë për Atë që i ka dhuruar ato, Allahun e Madhëruar.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Është afruar Vendimi që Allahu e ka marrë ndaj jush, o mohues, për t'ju dënuar, prandaj mos e kërkoni që t'ju vijë më shpejt se ju është caktuar. I Pastër është Allahu i Lartësuar prej asaj që idhujtarët ia mveshin Atij duke i barazuar idhuj.
(2) Allahu i zbret engjëjt me shpalljen e Vendimit nga ana e Tij tek cilido prej të dërguarve që Ai dëshiron, duke u thënë: "Paralajmërojini, o ju të Dërguar, njerëzit që të mos i bëjnë shirk (adhurim tjetërkujt përveç) Allahut, pasi nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Meje, prandaj ruajuni prej Meje, o njerëz, duke i zbatuar urdhrat e Mia dhe duke hequr dorë prej atyre që i kam ndaluar."
(3) Allahu i krijoi qiejt dhe e krijoi Tokën në një formë që nuk ka ekzistuar ndonjëherë më parë, me një drejtësi absolute dhe se ato nuk i ka krijuar kot, por i krijoi që me anë të tyre të argumentohet Madhështia e Tij. I Pastër është Ai në lidhje me atë që njerëzit ia mveshin, duke i barazuar Atij të tjerë.
(4) Ai e krijoi njeriun prej një pike fare të dobët, të cilën pastaj e zhvilloi krijim pas krijimi (etapë pas etape), por më pas ai bëhet debatues i rreptë në mbrojtje të së kotës, për të penguar me këtë të Vërtetën, madje edhe i hapur në lidhje me këtë.
(5) Edhe bagëtitë, si: devetë, lopët e dhentë, Ai i krijoi për të mirën tuaj, o njerëz, ku prej këtyre të mirave është edhe ngrohja me anë të leshit dhe gëzofëve të tyre, apo siç është edhe përfitimi prej qumështit, lëkurave dhe shalimeve të tyre, apo dhe edhe që t'i therni për t'i ngrënë.
(6) Madje, ato janë edhe bukuri për ju, sa herë që ju i ktheni në mbrëmje (nga kullotat), si dhe sa herë i nxirrni ato në mëngjes për të kullotur.

### Mësime nga ajetet:

- Kujdesi i Allahut dhe Mbikëqyrja e Tij për ta ruajtur të Dërguarin e Vet prej çdo shqetësimi të ardhur nga idhujtarët.
- Tesbihu (thënia: Subhanallah – I Lartësuar qoftë Allahu!), tahmidi (thënia: Elhamdulilah – I falënderuar qoftë Allahu!) dhe falja e namazit, janë mjekimi i të gjitha shqetësimeve dhe mërzive, si dhe rruga për të dalë prej çdo krize, vështirësie dhe ankthi.
- Muslimanit i kërkohet që ta kryejë adhurimin ndaj Allahut të Lartësuar, e që është falja e namazit vazhdimisht derisa t'i vijë vdekja, për aq kohë sa nuk i ka humbur arsyeja apo kujtesa.
- Në ajetin e dytë të sures Nahl, Allahu e emërton Shpalljen "Shpirt", pasi me të u jep jetë njerëzve.
- Allahu na e mundësoi që t'i zotërojmë bagëtitë dhe kafshët, duke i bërë ato të nënshtruara ndaj nesh, si dhe e lejoi për ne shfrytëzimin dhe përfitimin prej tyre, prej mëshirës së Tij për ne.

وَتَحۡمِلُ أَثۡقَالَكُمۡ إِلَىٰ بَلَدٖ لَّمۡ تَكُونُواْ بَٰلِغِيهِ إِلَّا بِشِقِّ
ٱلۡأَنفُسِۚ إِنَّ رَبَّكُمۡ لَرَءُوفٞ رَّحِيمٞ ٧ وَٱلۡخَيۡلَ وَٱلۡبِغَالَ
وَٱلۡحَمِيرَ لِتَرۡكَبُوهَا وَزِينَةٗۚ وَيَخۡلُقُ مَا لَا تَعۡلَمُونَ ٨
وَعَلَى ٱللَّهِ قَصۡدُ ٱلسَّبِيلِ وَمِنۡهَا جَآئِرٞۚ وَلَوۡ شَآءَ لَهَدَىٰكُمۡ
أَجۡمَعِينَ ٩ هُوَ ٱلَّذِيٓ أَنزَلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗۖ لَّكُم
مِّنۡهُ شَرَابٞ وَمِنۡهُ شَجَرٞ فِيهِ تُسِيمُونَ ١٠ يُنۢبِتُ لَكُم
بِهِ ٱلزَّرۡعَ وَٱلزَّيۡتُونَ وَٱلنَّخِيلَ وَٱلۡأَعۡنَٰبَ وَمِن كُلِّ
ٱلثَّمَرَٰتِۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَةٗ لِّقَوۡمٖ يَتَفَكَّرُونَ
١١ وَسَخَّرَ لَكُمُ ٱلَّيۡلَ وَٱلنَّهَارَ وَٱلشَّمۡسَ وَٱلۡقَمَرَۖ
وَٱلنُّجُومُ مُسَخَّرَٰتُۢ بِأَمۡرِهِۦٓۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ
يَعۡقِلُونَ ١٢ وَمَا ذَرَأَ لَكُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ مُخۡتَلِفًا
أَلۡوَٰنُهُۥٓۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَةٗ لِّقَوۡمٖ يَذَّكَّرُونَ ١٣
وَهُوَ ٱلَّذِي سَخَّرَ ٱلۡبَحۡرَ لِتَأۡكُلُواْ مِنۡهُ لَحۡمٗا طَرِيّٗا
وَتَسۡتَخۡرِجُواْ مِنۡهُ حِلۡيَةٗ تَلۡبَسُونَهَاۖ وَتَرَى ٱلۡفُلۡكَ مَوَاخِرَ
فِيهِ وَلِتَبۡتَغُواْ مِن فَضۡلِهِۦ وَلَعَلَّكُمۡ تَشۡكُرُونَ ١٤



(7) Këto kafshë, të cilat Ne i krijuam për ju, bartin për ju madje edhe ngarkesat tuaja të rënda, gjatë udhëtimeve që ju bëni për në vende tek të cilat ju kurrë nuk do kishit arritur, vetëm se me një stërmundim të madh nga ana juaj. Vërtet që Zoti juaj, o njerëz, është i Dhembshëm dhe i Mëshirshëm ndaj jush, duke i nënshtruar për ju këto kafshë.

(8) Allahu krijoi për ju (përveç deveve) edhe kuajt, mushkat dhe gomerët, në mënyrë që të hipni dhe të ngarkoni mbi to edhe ngarkesat tuaja, si dhe të jenë bukuri për ju përpara njerëzve, ashtu sikurse Ai krijon ç'të dëshirojë (për transport) e që ju as nuk i dini.

(9) Allahut i takon madje edhe merita e sqarimit të Rrugës së Drejtë që shpie për tek Kënaqësia e Tij, e që është Islami, ashtu sikurse ka rrugë të devijuara larg së Vërtetës, që janë rrugët e shejtanit, madje çdo rrugë tjetër përveç Rrugës së Islamit është devijim. Po të kishte dashur Allahu që t'ju bënte të gjithëve për të besuar, do ju kishte bërë të gjithëve (por ju la të zgjidhni).

(10) Ai (Qoftë i Lartësuar!), ju zbriti prej reve edhe ujin e pijshëm, që ju dhe kafshët tuaja të pini prej tij, si dhe prej tij të rriten edhe bimët e pemët, me të cilat ju ushqeni dhentë tuaj.

(11) Madje nëpërmjet këtij uji, Allahu bën të mbijnë për ju edhe kopshte, prej të cilave ju ushqeheni, ashtu sikurse bën të mbijnë me të për ju edhe ullinj, hurma dhe hardhi rrushi, duke dhënë për ju të gjitha llojet e frutave. Vërtet që në këtë, pra, te uji dhe gjithçka që zhvillohet nëpërmjet tij, ekzistojnë argument bindës i fuqisë së Allahut, për ata njerëz që mendohen rreth krijimit të Tij dhe e përdorin këtë si argument për Madhështinë e Tij (Qoftë i Lartësuar!)

(12) Allahu jua nënshtroi madje natën, në mënyrë që të qetësoheni e të pushoni në të, edhe ditën, në mënyrë që të arrini përfitimet tuaja të jetës, ashtu sikurse jua vuri nën shërbim edhe Diellin, duke e bërë atë ndriçues, edhe Hënën, duke e bërë atë të ndriçuar, si edhe yjet që ju i shikoni poshtë, me Urdhrin e Tij të Absolut, duke bërë që ju nëpërmjet tyre të udhëzoheni në errësirën e natës, kur ju udhëtoni nëpër tokë apo në det, duke u informuar në lidhje me kohët dhe të ngjashme. Vërtet që në tërë këto nënshtrime për ju, ekzistojnë argumente të qarta bindëse, të cilat tregojnë Fuqinë e Allahut për njerëzit që e vënë në funksion mendjen, pasi vetëm ata munden që ta perceptojnë urtësinë që përfitohet prej tyre.

(13) Ai ju vuri në shërbim gjithçka që ka krijuar (Qoftë i Lartësuar!), si prej atyre që janë në Tokë në ngjyra të ndryshme, si: metale, kafshë, bimë dhe mbjellje. Vërtet që në këto që u përmendën, në lidhje me krijimin e tyre dhe vënien e tyre në shërbim të njeriut, ekzistojnë argumente të pamohueshme, që tregojnë Fuqinë e Allahut të Lartësuar për njerëzit që përfitojnë mësime dhe që e kuptojnë se Allahu është i Plotfuqishmi dhe Dhuruesi.

(14) Allahu është që ju vuri në shërbim edhe detin, duke ju mundësuar që të lundroni mbi të dhe të nxirrni prej tij ato që i ka në brendësi, si dhe të ushqeheni me atë mish të shijshëm e të lehtë që ju e peshkoni në të. Madje prej thellësive të tij ju nxirrni edhe stoli, që mund t'i përdorni ju dhe gratë tuaja për zbukurime, siç janë perlat, margaritarët etj. Ndërkohë që anijet i sheh se si i çajnë dallgët e detit për të kërkuar mirësitë e Allahut, të arritshme nëpërmjet tregtisë. Të gjitha këto, me shpresë që të tregoheni mirënjohës ndaj Allahut për mirësitë që Ai jua ka dhuruar, si dhe ta njësoni Atë me adhurim.

**Mësime nga ajetet:**

- Prej Madhështisë së Allahut është se Ai vazhdon të krijojë edhe gjëra të tjera, që mbarë njerëzit as që nuk kanë dijeni për to, kurdo që Ai e dëshiron këtë.
- Allahu i krijoi yjet që, përveç të tjerash, të jenë edhe zbukurues të qiellit, shenja orientimi gjatë udhëtimeve në errësirat e natës, qoftë në tokë apo në det, si dhe për të njohur stinët dhe llogaritur kohën.
- Lavdërimi dhe mirënjohja e treguar ndaj Allahut, i Cili tregoi bujari ndaj nesh duke vënë në shërbimin tonë çdo gjë që është në dobi të jetës dhe na ndihmon për të bërë një jetë më të mirë.
- Allahu i Lartësuar na begatoi duke na mundësuar ta shfrytëzojmë edhe detin, që të ushqehemi prej tij me me mishin e peshqve dhe që të nxjerrim prej tij perla, margaritarë dhe korale. Përveç kësaj ne e shfrytëzojmë detin për të lundruar për tregti, transport dhe përfitime të tjera.

وَأَلْقَىٰ فِي ٱلْأَرْضِ رَوَٰسِيَ أَن تَمِيدَ بِكُمْ وَأَنْهَٰرًا وَسُبُلًا
لَّعَلَّكُمْ تَهْتَدُونَ ١٥ وَعَلَٰمَٰتٍ ۚ وَبِٱلنَّجْمِ هُمْ يَهْتَدُونَ
١٦ أَفَمَن يَخْلُقُ كَمَن لَّا يَخْلُقُ ۗ أَفَلَا تَذَكَّرُونَ ١٧ وَإِن
تَعُدُّوا۟ نِعْمَةَ ٱللَّهِ لَا تُحْصُوهَآ ۗ إِنَّ ٱللَّهَ لَغَفُورٌ رَّحِيمٌ ١٨
وَٱللَّهُ يَعْلَمُ مَا تُسِرُّونَ وَمَا تُعْلِنُونَ ١٩ وَٱلَّذِينَ يَدْعُونَ
مِن دُونِ ٱللَّهِ لَا يَخْلُقُونَ شَيْـًٔا وَهُمْ يُخْلَقُونَ ٢٠ أَمْوَٰتٌ
غَيْرُ أَحْيَآءٍ ۖ وَمَا يَشْعُرُونَ أَيَّانَ يُبْعَثُونَ ٢١ إِلَٰهُكُمْ إِلَٰهٌ
وَٰحِدٌ ۚ فَٱلَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ بِٱلْـَٔاخِرَةِ قُلُوبُهُم مُّنكِرَةٌ وَهُم
مُّسْتَكْبِرُونَ ٢٢ لَا جَرَمَ أَنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُ مَا يُسِرُّونَ وَمَا
يُعْلِنُونَ ۚ إِنَّهُۥ لَا يُحِبُّ ٱلْمُسْتَكْبِرِينَ ٢٣ وَإِذَا قِيلَ لَهُم
مَّاذَآ أَنزَلَ رَبُّكُمْ ۙ قَالُوٓا۟ أَسَٰطِيرُ ٱلْأَوَّلِينَ ٢٤ لِيَحْمِلُوٓا۟
أَوْزَارَهُمْ كَامِلَةً يَوْمَ ٱلْقِيَٰمَةِ ۙ وَمِنْ أَوْزَارِ ٱلَّذِينَ يُضِلُّونَهُم
بِغَيْرِ عِلْمٍ ۗ أَلَا سَآءَ مَا يَزِرُونَ ٢٥ قَدْ مَكَرَ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ
فَأَتَى ٱللَّهُ بُنْيَٰنَهُم مِّنَ ٱلْقَوَاعِدِ فَخَرَّ عَلَيْهِمُ ٱلسَّقْفُ
مِن فَوْقِهِمْ وَأَتَىٰهُمُ ٱلْعَذَابُ مِنْ حَيْثُ لَا يَشْعُرُونَ ٢٦



15 Ndërsa në Tokë nguli male shkëmbore, që ta mbajë atë, në mënyrë që ajo të mos tronditet dhe të shembet bashkë me ju, si dhe në të bëri që të rrjedhin lumenj, me të cilët ju shuani etjen tuaj, të kafshëve dhe të mbjellave tuaja, ashtu sikurse në të mundësoi edhe rrugë, në mënyrë që t'i përdorni ato për të arritur tek destinacionet tuaja e të mos humbisni.

16 Madje në Tokë ju bëri edhe shenja referuese të dukshme, në mënyrë që të orientoheni nëpërmjet tyre, kur ju të udhëtoni gjatë ditës, ashtu sikurse edhe yjet në qiell Ai jua bëri referime, me shpresë që të orientoheni me to (gjatë udhëtimeve) natën.

17 Kështu që, a mund të jetë Ai që i krijon këto gjëra e të tjera, si dikush që nuk krijon asgjë?! Pra, a nuk e mendoni Madhështinë e Allahut, i Cili mund të krijojë çdo gjë e ta njësoni Atë me adhurim, duke mos e barazuar me Të askënd tjetër, që nuk mund të krijojë asgjë?!

18 Ju, o njerëz, edhe nëse do të përpiqeni që t'i numëroni mirësitë e shumta të Allahut, me të cilat Ai ju ka begatuar, apo të përpiqeni që t'i përmblidhni ato, ju kurrë nuk keni për t'ia arritur kësaj, për shkak të shumësisë dhe shumëllojshmërisë së tyre. Vërtet që Allahu është Falës, duke mos ju ndëshkuar për mospërfilljen e treguar ndaj mirënjohjes për to, si dhe i Mëshirshëm me ju, duke mos jua ndërprerë ato, për shkak të gjynaheve dhe mangësive që ju tregoni në lidhje me mirënjohjen ndaj Tij.

19 Allahu e di gjithçka që ju, o njerëz, e fshihni prej veprimeve tuaja, si dhe gjithçka që ju publikoni, pasi Atij nuk mund t'i fshihet asnjë vepër, kështu që Ai ka për t'ju dhënë atë që meritoni në lidhje me to.

20 Sa u përket zotave të rremë, që idhujtarët i adhurojnë në vend të Allahut, ata nuk mund ta krijojnë qoftë edhe diçka të imët, ndërkohë që edhe ata vetë, janë formësuar prej adhuruesve të tyre. Prandaj, si munden që ata të adhurojnë në vend të Allahut diçka që ata vetë e kanë prodhuar me duart e tyre?!

21 Ato përveçse janë ndërtuar nga duart e adhuruesve të tyre, janë edhe gjëra të ngurta, duke mos patur asgjë të gjallë në to dhe aq më tepër dije, kështu që nuk kanë sesi ta dinë se kur kanë për t'u ringjallur me adhuruesit e tyre, që do të hidhen sëbashku në Zjarrin e Xhehenemit, në Ditën e Gjykimit.

22 Prandaj i vetmi që e meriton adhurimin tuaj, o njerëz, është i Vetmi që nuk ka të barabartë me Të, e që është Allahu, ndërsa ata që nuk besojnë në ringjallje për dhënien e llogarisë, zemrat e tyre e përbuzin Njëshmërinë e Allahut, për shkak të mospasjes frikë prej saj (përbuzjes), pasi ata nuk besojnë as në llogari dhe as në ndëshkim, prandaj ata janë mendjemëdhenj, duke mos e pranuar të Vërtetin dhe duke mos iu përulur Atij.

23 Absolutisht që Allahu e di gjithçka që ata e fshehin, ashtu sikurse Ai e di edhe gjithçka që ata e publikojnë, pasi Atij nuk mund t'i fshihet asgjë, kështu që Ai ka për t'u dhënë atë që meritojnë. Vërtet që Ai (Qoftë i Lartësuar!), nuk i do aspak ata që tregohen mendjemëdhenj në lidhje me adhurimin dhe përulshmërinë ndaj Tij, përkundrazi, Ai zemërohet shumë me ta.

24 Nëse do t'u thuhej atyre që nuk e pranojnë se Krijuesi është Një dhe i Vetëm, e që e konsiderojnë gënjeshtër ringjalljen: "Ç'mendim keni për atë që Allahu ia ka zbritur Muhamedit ﷺ?!", ata përgjigjen: "Atij nuk i ka zbritur asgjë! Përkundrazi, ai e ka përpiluar atë nga vetja, duke përmbledhur tregimet dhe gënjeshtrat e më të hershmëve."

25 Kështu, e meritojnë që t'i bartin mbi vete gjynahet e veta, pa përjashtuar asgjë prej tyre, e bashkë me to, të bartin edhe gjynahet e të devijuarve që nuk pranojnë Islamin për shkak të tyre, ngase të devijuarit janë të paditur dhe pasojnë verbërisht. Nuk ka barrë më të rëndë e të shëmtuar sesa ajo (barrë) që ata do bartin prej gjynaheve të veta dhe të ndjekësve të tyre.

26 Edhe jobesimtarët që patën qenë para këtyre thurnin intriga kundër të dërguarve të vet, por Allahu ua shkatërroi themelet e asaj që ata e kishin ngritur dhe streha e tyre u shemb mbi ta. Kështu, atyre u erdhi dënimi nga ajo anë që ata as nuk e prisnin, ndërkohë që mendonin se fortesa e tyre kishte për t'i mbrojtur, por që, në fakt, u shkatërrua bashkë me ta.

## Mësime nga ajetet:

- Në ajete përmenden disa lloje të mirësive të Allahut ndaj njerëzve: gjëra madhështore, të përgjithshme dhe të detajuara, nëpërmjet të cilave Allahu u bën thirrje njerëzve që t'i ruajnë ato nëpërmjet mirënjohjes ndaj Tij, përmendjes dhe lutjes së Tij.
- Në natyrë njeriu është keqbërës dhe shkelës i kufijve, duke bërë gjynahe, duke treguar mangësi në detyrimet që ka ndaj Zotit të vet, duke u treguar mosmirënjohës për mirësitë e Allahut, si dhe duke mos falenderuar për to dhe as pranuar ato, përveç atij që e ka udhëzuar Allahu.
- Barazimi mes devijuesit dhe të devijuarve, pasi nëse nuk do të kishte qenë angazhimi i tij për t'i devijuar njerëzit, ata vetvetiu do e kishin gjetur udhëzimin ose do ta kishin kërkuar prej këshilluesve.
- Ndëshkimi i beftë i kriminelëve nga Allahu është më i ashpri, për shkak të tmerrit të madh që e shoqëron atë, ndryshe nga ai që mund të vijë gradualisht.

ثُمَّ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ يُخۡزِيهِمۡ وَيَقُولُ أَيۡنَ شُرَكَآءِيَ ٱلَّذِينَ
كُنتُمۡ تُشَٰٓقُّونَ فِيهِمۡۚ قَالَ ٱلَّذِينَ أُوتُواْ ٱلۡعِلۡمَ إِنَّ ٱلۡخِزۡيَ
ٱلۡيَوۡمَ وَٱلسُّوٓءَ عَلَى ٱلۡكَٰفِرِينَ ٢٧ ٱلَّذِينَ تَتَوَفَّىٰهُمُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ
ظَالِمِيٓ أَنفُسِهِمۡۖ فَأَلۡقَوُاْ ٱلسَّلَمَ مَا كُنَّا نَعۡمَلُ مِن سُوٓءِۭۚ بَلَىٰٓۚ
إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمُۢ بِمَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ٢٨ فَٱدۡخُلُوٓاْ أَبۡوَٰبَ جَهَنَّمَ
خَٰلِدِينَ فِيهَاۖ فَلَبِئۡسَ مَثۡوَى ٱلۡمُتَكَبِّرِينَ ٢٩ ۞ وَقِيلَ ثلاثة أرباع الحزب ٢٧
لِلَّذِينَ ٱتَّقَوۡاْ مَاذَآ أَنزَلَ رَبُّكُمۡۚ قَالُواْ خَيۡرٗاۗ لِّلَّذِينَ أَحۡسَنُواْ فِي
هَٰذِهِ ٱلدُّنۡيَا حَسَنَةٞۚ وَلَدَارُ ٱلۡأٓخِرَةِ خَيۡرٞۚ وَلَنِعۡمَ دَارُ ٱلۡمُتَّقِينَ
٣٠ جَنَّٰتُ عَدۡنٖ يَدۡخُلُونَهَا تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۖ
لَهُمۡ فِيهَا مَا يَشَآءُونَۚ كَذَٰلِكَ يَجۡزِي ٱللَّهُ ٱلۡمُتَّقِينَ ٣١
ٱلَّذِينَ تَتَوَفَّىٰهُمُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ طَيِّبِينَ يَقُولُونَ سَلَٰمٌ عَلَيۡكُمُ
ٱدۡخُلُواْ ٱلۡجَنَّةَ بِمَا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ٣٢ هَلۡ يَنظُرُونَ إِلَّآ أَن
تَأۡتِيَهُمُ ٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ أَوۡ يَأۡتِيَ أَمۡرُ رَبِّكَۚ كَذَٰلِكَ فَعَلَ ٱلَّذِينَ مِن
قَبۡلِهِمۡۚ وَمَا ظَلَمَهُمُ ٱللَّهُ وَلَٰكِن كَانُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ٣٣
فَأَصَابَهُمۡ سَيِّـَٔاتُ مَا عَمِلُواْ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُواْ بِهِۦ يَسۡتَهۡزِءُونَ ٣٤



(27) Ndërsa në Ditën e Gjykimit Allahu ka për t'i poshtëruar me ndëshkim dhe duke i përçmuar me anë të tij do t'u thotë: "Ku i keni ortakët e Mi, të cilët ju i konsideronit të barabartë me Mua, duke i adhuruar, e që për shkak të tyre, ju i armiqësonit edhe profetët e Mi dhe besimtarët?!" Aty dijetarët e përkushtuar ndaj Zotit do të thonë: "Vërtet që poshtërimi dhe dënimi i Ditës së Gjykimit ka rënë mbi jobesimtarët!"

(28) Të tillëve, kur engjëlli i vdekjes dhe ndihmuesit e tij engjëj ua marrin shpirtrat, sepse u patën bërë padrejtësi veteve të tyre duke e mohuar Allahun, në momentin e vdekjes tregohen të nënshtruar duke u dorëzuar dhe e mohojnë faktin se patën mohuar dhe patën bërë gjynahe, me mendimin se mospranimi i tyre ka për t'u sjellë atyre ndonjë dobi. Mirëpo do t'u thuhet: "Ju jeni gënjeshtarë! Pasi ju ishit mohues dhe kryenit gjynahe. Vërtet që Allahu është i Gjithëdijshëm në lidhje me atë që ju patët bërë në jetën e dynjasë! Atij nuk i fshihet asgjë në lidhje me këtë dhe ka për t'ua dhënë atë që e meritoni për të."

(29) Pastaj do t'u thuhet: "Hyni tani, sipas veprave që keni bërë, në portat e Xhehenemit për të qëndruar në të përgjithmonë. Sa vend i keq është ai vendqëndrim për ata që janë mendjemëdhenj ndaj besimit në Allahun dhe adhurimit të Tij të Vetëm.

(30) Nëse atyre që ia patën frikën Zotit të tyre duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij do u thuhej: "Ju ç'mendim keni për atë që e ka zbritur Zoti juaj tek i Dërguari juaj, Muhamed ﷺ?!" Ata përgjigjen: "Allahu ka zbritur tek ai mirësi të madhe." Ata të cilët e kryejnë adhurimin e Allahut në formën më të mirë dhe në marrëdhënie me krijesat e Tij qenë shembullorë të tillët do të kenë shpërblim të mirë në jetën e kësaj bote me ndihmë dhe shtim furnizimi, mirëpo ajo që Allahu u ka premtuar atyre në Botën Tjetër, është shumë më e mirë se ajo që u ka dhënë atyre në jetën e dynjasë. Sa vendbanim i mrekullueshëm është ai, për ata që ia kanë patur frikën Zotit të tyre, duke i vënë në zbatim urdhrat e Tij dhe duke u larguar prej ndalesave të Tij!

(31) Në të janë kopshtet, si vendbanim dhe vendqëndrim i tyre. Aty do të jenë përjetësisht. Në to rrjedhin lumenj poshtë keshtjellave dhe pemëve të tyre. Në këto kopshte ata do të kenë gjithçka që dëshirojnë, si ushqime, pije dhe gjithçka tjetër. Ja, pra, si ky shpërblim që Ai do t'u japë të devotshmëve të fesë së Muhamedit ﷺ, Ai ka për t'u dhënë edhe atyre që ishin të ruajtur (prej gjynaheve dhe idhujtarisë) në fetë e tjera të mëparshme (nëse e besojnë pas ardhjes së tij edhe Muhamedin).

(32) Të tillëve kur engjëlli i vdekjes dhe ndihmuesit e tij engjëj ua marrin atyre shpirtrat, që i ruajtën të pastër prej gjynahut të kufrit(mosnjohjes së Allahut), engjëjt do t'u drejtohen duke u thënë: - "Selamun alejkum (Paqja qoftë me ju!), tashmë keni shpëtuar prej çdo mundimi! Futuni në Xhenet, sipas veprave të mira e përmirësuese që patët bërë në dynja dhe me besim të pastër (larg çdo idhujtarie)!"

(33) A mos, vallë, të tillë idhujtarë mohues janë duke pritur që (të besojnë kur) t'u vijë engjëlli i vdekjes bashkë me ndihmuesit e tij engjëj që t'ua marrin shpirtrat dhe t'ua rrahin fytyrat dhe shpinat e tyre, apo që t'ju vijë vendimi i Allahut duke i çrrënjosur nëpërmjet dënimit në këtë botë?! Si ky qëndrim, të cilin e mbajnë idhujtarët e Mekës, mbajtën edhe idhujtarët që ishin përpara tyre, derisa Allahu i shkatërroi. Nuk ishte Ai që u bëri keq atyre, kur i shkatërroi, por ishin ata vetë që i bënë keq vetes së tyre me mosnjohjen e Allahut.

(34) Kështu atyre u zbriti ndëshkimi për punët e veta, të cilat ata i patën bërë më parë dhe i përfshiu dënimi me të cilin ata talleshin sa herë që u përmendej.

## Mësime nga ajetet:

- Vlera e njerëzve të dijes, të cilët e deklarojnë të Vërtetën, duke e dëshmuar atë si në këtë botë, ashtu edhe në ditën kur do të pyeten dëshmitarët. Fjala e tyre është e rëndësishme si për Allahun, ashtu edhe për krijesat e Tij.
- Prej mirësjelljes së engjëjve me Allahun është se ata ia dedikuan Allahut dijen, se nuk thanë: "Ne e dimë shumë mirë se çfarë keni bërë...", si dhe për të treguar se ata nuk kishin dije për atë (që idhujtarët pretendonin), por dinin vetëm atë që e kishin mësuar nga Allahu i Lartësuar.
- Prej Fisnikërisë dhe Bujarisë së Allahut është se Ai u dhuron banorëve të Xhenetit gjithçka që do dëshirojnë, madje Ai do t'u përmendë mirësi që atyre as nuk u ka shkuar ndonjëherë në mendje që t'i kërkojnë.
- Punët janë shkaku dhe mundësia e besimtarëve për të fituar mëshirën dhe bekimin e Allahut, që me to (Mëshirën dhe Bekimin e Allahut) të hyjnë në Xhenet dhe të shpëtojnë prej Zjarrit dhe jo se ata mund ta arrijnë këtë (hyrjen në Xhenet dhe shpëtimin prej Zjarrit) me përpjekjen dhe mundin e tyre.

وَقَالَ ٱلَّذِينَ أَشۡرَكُواْ لَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ مَا عَبَدۡنَا مِن دُونِهِۦ مِن
شَيۡءٖ نَّحۡنُ وَلَآ ءَابَآؤُنَا وَلَا حَرَّمۡنَا مِن دُونِهِۦ مِن شَيۡءٖۚ كَذَٰلِكَ
فَعَلَ ٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِهِمۡۚ فَهَلۡ عَلَى ٱلرُّسُلِ إِلَّا ٱلۡبَلَٰغُ ٱلۡمُبِينُ
٣٥ وَلَقَدۡ بَعَثۡنَا فِي كُلِّ أُمَّةٖ رَّسُولًا أَنِ ٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ
وَٱجۡتَنِبُواْ ٱلطَّٰغُوتَۖ فَمِنۡهُم مَّنۡ هَدَى ٱللَّهُ وَمِنۡهُم مَّنۡ
حَقَّتۡ عَلَيۡهِ ٱلضَّلَٰلَةُۚ فَسِيرُواْ فِي ٱلۡأَرۡضِ فَٱنظُرُواْ كَيۡفَ
كَانَ عَٰقِبَةُ ٱلۡمُكَذِّبِينَ ٣٦ إِن تَحۡرِصۡ عَلَىٰ هُدَىٰهُمۡ
فَإِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي مَن يُضِلُّۖ وَمَا لَهُم مِّن نَّٰصِرِينَ ٣٧
وَأَقۡسَمُواْ بِٱللَّهِ جَهۡدَ أَيۡمَٰنِهِمۡ لَا يَبۡعَثُ ٱللَّهُ مَن يَمُوتُۚ بَلَىٰ
وَعۡدًا عَلَيۡهِ حَقّٗا وَلَٰكِنَّ أَكۡثَرَ ٱلنَّاسِ لَا يَعۡلَمُونَ ٣٨
لِيُبَيِّنَ لَهُمُ ٱلَّذِي يَخۡتَلِفُونَ فِيهِ وَلِيَعۡلَمَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ
أَنَّهُمۡ كَانُواْ كَٰذِبِينَ ٣٩ إِنَّمَا قَوۡلُنَا لِشَيۡءٍ إِذَآ أَرَدۡنَٰهُ أَن نَّقُولَ
لَهُۥ كُن فَيَكُونُ ٤٠ وَٱلَّذِينَ هَٰجَرُواْ فِي ٱللَّهِ مِنۢ بَعۡدِ مَا ظُلِمُواْ
لَنُبَوِّئَنَّهُمۡ فِي ٱلدُّنۡيَا حَسَنَةٗۖ وَلَأَجۡرُ ٱلۡأٓخِرَةِ أَكۡبَرُۚ لَوۡ كَانُواْ
يَعۡلَمُونَ ٤١ ٱلَّذِينَ صَبَرُواْ وَعَلَىٰ رَبِّهِمۡ يَتَوَكَّلُونَ ٤٢



(35) Ata që i bënë shirk Allahut, duke adhuruar zota të rremë në vend të Tij, thanë: “Po të kishte dashur Allahu që ne ta kishim adhuruar vetëm Atë të Vetëm dhe të mos i kishim bërë Atij shirk (idhujtari), ne kurrë nuk do të kishim adhuruar dikë tjetër përveç Tij, ne e as baballarët tanë përpara nesh. Ashtu sikurse po të kishte dashur Ai që ne të mos e kishim konsideruar haram diçka, ne kurrë nuk do ta kishim konsideruar atë haram. Ja, me këtë argument të pavërtetë qenë argumentuar edhe mohuesit e mëhershëm, megjithatë të dërguarve nuk u përket tjetër, vetëm se përcjellja qartazi e asaj me të cilën janë urdhëruar ta përcjellin - dhe kanë bërë këtë – kështu që jobesimtarëve nuk u ka mbetur asnjë argument që të justifikohen nëpërmjet caktimit (që të ekzistojë edhe e keqja). Ndërkohë që atyre Allahu ua ka mundësuar edhe të dëshirojnë e të zgjedhin (të mirën ose të keqen), ashtu siç u solli dhe të dërguarit e Vet.

(36) Madje, Ne nuk kemi lënë popull të mëparshëm që të mos u kemi dërguar një të dërguar që të urdhëronte popullin e vet për ta adhuruar vetëm Allahun dhe të linin adhurimin e çdo gjëje tjetër përveç Tij, qofshin ato statuja, xhind apo të tjerë. Prej tyre pati që Allahu u mundësoi që t’i besonin Atij dhe që ndoqën atë me të cilën u erdhi i dërguari i Tij, ashtu siç pati që e mohuan Allahun dhe e kundërshtuan të dërguarin e Tij, të cilëve nuk ua mundësoi besimin, duke ua bërë atyre meritë devijimin (me lënien e tyre në humbje). Prandaj udhëtoni nëpër Tokë që ta shikoni me sytë tuaj se si ka qenë përfundimi i mohuesve, pasi atyre u erdhi dënimi dhe shkatërrimi.

(37) Të tillët, edhe nëse përpiqesh, o i Dërguar, me të gjithë mundësitë e tua që t’i thërrasësh (në besim), tregohesh i kujdesshëm që ata të udhëzohen dhe i kryen të gjitha shkaqet për këtë, dije se Allahu nuk ka për t’ia mundësuar që ta pranojë udhëzimin atij që e ka lënë të humbur dhe se përveç Allahut, për ta nuk ekziston askush që do të mund t’i ndihmojë, duke ua ndalur dënimin.

(38) Madje, mohuesit e tillë të ringjalljes u betuan me tërë fuqinë e tyre për ta përforcuar, se Allahu nuk ka për ta ringjallur atë që vdes, edhe pse ata nuk kishin asnjë argument për ta vërtetuar këtë. Përkundrazi, Allahu ka për ta ringjallur çdo njeri që ka vdekur. Premtimi i Tij është i vërtetë. Shumica e njerëzve nuk e dinë se Allahu i ringjall të vdekurit, prandaj edhe nuk e pranojnë ringjalljen.

(39) Allahu ka për t’i ringjallur të gjithë në Ditën e Gjykimit, në mënyrë që t’u bëhet e qartë e Vërteta, për të cilën ata ishin në mospajtim, siç është Teuhidi (Njëshmëria e Allahut), ringjallja dhe Shpallja, si dhe ta kuptojnë jobesimtarët se ata ishin gënjeshtarë në pretendimin e tyre se Allahu ka ortakë, apo se nuk do të kishte ringjallje.

(40) Kur Ne dëshirojmë që t’u japim jetë të vdekurve dhe t’i ringjallim ata sërish, asgjë nuk mund të na pengojë për këtë. Neve na mjafton t’i themi diçkaje “Bëhu!”, e ajo bëhet, pa mëdyshje.

(41) Ndërsa sa u përket atyre që lanë shtëpitë dhe familjet e veta për të bërë hixhret (duke u shpërngulur) prej vendit të kufrit (mosbesimit) për në vendin e Islamit, që të kërkonin me këtë kënaqësinë e Allahut, pas mundimeve që jobesimtarët u shkaktuan përqendrimin mes tyre, të tillëve kemi për t’u bërë vend në jetën e kësaj bote, duke u mundësuar të jenë krenarë, ndërsa shpërblimi për ta në Botën Tjetër do të jetë shumë më i madh, pasi ai do të jetë Xheneti. Sikur ta dinin ata që nuk dolën për të bërë hixhret se ç’shpërblim do kenë ata që u shpërngulën, kurrsesi nuk do të kishin qëndruar pa u shpërngulur edhe ata.

(42) Pikërisht këta të shpërngulur për hir të Rrugës së Allahut janë edhe ata që u treguan durimtarë përballë mundimeve që u shkaktuan popujt e tyre, përballë ndarjes prej familjeve të veta dhe atdheut të tyre, e megjithatë, duruan duke u treguar të qëndrueshëm në bindjen ndaj Allahut. Pikërisht këta i mbështeten Zotit të tyre në çdo çështje të jetës së tyre, prandaj edhe Allahu ua dhuron atyre këtë shpërblim të madh.

## Mësime nga ajetet:

- I mençur është ai që nxjerr mësime dhe përfiton këshilla prej asaj që ka ndodhur me të devijuarit mohues, se si kauza e tyre përfundon me shembje, shkatërrim, dënim dhe fund.
- Urtësia e ringjalljes është që Allahu të shfaqë të Vërtetën, rreth të cilës njerëzit kundërshtohen me njëri-tjetrin, në lidhje me Vërtetësinë e ringjalljes dhe të çdo gjëje (të përmendur nga Allahu).
- Vlera e durimit dhe e mbështetjes tek Allahu. Durimi për shkak se lidhet më mposhtjen e egos, ndërsa mbështetja, sepse ka të bëjë me besimin te Allahu dhe lidhjen e zemrës me Të.
- Shpërblimi i muhaxhirëve, që u zhvendosën duke lënë shtëpitë dhe pasuritë e tyre, si dhe duruan përballë mundimeve që u bëheshin, duke u mbështetur tek Zoti i tyre. Ky ishte atdheu më i mirë, shtëpia më komode, jeta më e lumtur, furnizimi më i begatë e i arritshëm, fitore ndaj armiqve dhe fisnikëri më e lartë se çdo vend apo shoqëri.

وَمَآ أَرۡسَلۡنَا مِن قَبۡلِكَ إِلَّا رِجَالٗا نُّوحِيٓ إِلَيۡهِمۡۖ فَسۡـَٔلُوٓاْ أَهۡلَ
ٱلذِّكۡرِ إِن كُنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ٤٣ بِٱلۡبَيِّنَٰتِ وَٱلزُّبُرِۗ وَأَنزَلۡنَآ إِلَيۡكَ
ٱلذِّكۡرَ لِتُبَيِّنَ لِلنَّاسِ مَا نُزِّلَ إِلَيۡهِمۡ وَلَعَلَّهُمۡ يَتَفَكَّرُونَ ٤٤
أَفَأَمِنَ ٱلَّذِينَ مَكَرُواْ ٱلسَّيِّـَٔاتِ أَن يَخۡسِفَ ٱللَّهُ بِهِمُ ٱلۡأَرۡضَ
أَوۡ يَأۡتِيَهُمُ ٱلۡعَذَابُ مِنۡ حَيۡثُ لَا يَشۡعُرُونَ ٤٥ أَوۡ يَأۡخُذَهُمۡ
فِي تَقَلُّبِهِمۡ فَمَا هُم بِمُعۡجِزِينَ ٤٦ أَوۡ يَأۡخُذَهُمۡ عَلَىٰ تَخَوُّفٖ فَإِنَّ
رَبَّكُمۡ لَرَءُوفٞ رَّحِيمٌ ٤٧ أَوَلَمۡ يَرَوۡاْ إِلَىٰ مَا خَلَقَ ٱللَّهُ مِن شَيۡءٖ
يَتَفَيَّؤُاْ ظِلَٰلُهُۥ عَنِ ٱلۡيَمِينِ وَٱلشَّمَآئِلِ سُجَّدٗا لِّلَّهِ وَهُمۡ دَٰخِرُونَ
٤٨ وَلِلَّهِ يَسۡجُدُ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِ مِن دَآبَّةٖ
وَٱلۡمَلَٰٓئِكَةُ وَهُمۡ لَا يَسۡتَكۡبِرُونَ ٤٩ يَخَافُونَ رَبَّهُم مِّن فَوۡقِهِمۡ
وَيَفۡعَلُونَ مَا يُؤۡمَرُونَ ۩ ٥٠ ۞ وَقَالَ ٱللَّهُ لَا تَتَّخِذُوٓاْ إِلَٰهَيۡنِ سجدة الحزب ٢٨
ٱثۡنَيۡنِۖ إِنَّمَا هُوَ إِلَٰهٞ وَٰحِدٞ فَإِيَّٰيَ فَٱرۡهَبُونِ ٥١ وَلَهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ وَلَهُ ٱلدِّينُ وَاصِبًاۚ أَفَغَيۡرَ ٱللَّهِ تَتَّقُونَ ٥٢ وَمَا بِكُم مِّن
نِّعۡمَةٖ فَمِنَ ٱللَّهِۖ ثُمَّ إِذَا مَسَّكُمُ ٱلضُّرُّ فَإِلَيۡهِ تَجۡـَٔرُونَ ٥٣ ثُمَّ إِذَا
كَشَفَ ٱلضُّرَّ عَنكُمۡ إِذَا فَرِيقٞ مِّنكُم بِرَبِّهِمۡ يُشۡرِكُونَ ٥٤



43 Ne kemi dërguar para teje, o i Dërguar, vetëm se burra, që ishin njerëz, duke u shpallur atyre (Revelatën hyjnore), kështu që nuk dërguam për ta si të dërguar engjëj (as xhindë e as gra). Ky është ligj i pandryshueshëm i Yni. Nëse ju nuk e besoni këtë, atëherë pyesni ndjekësit e Librave të mëparshëm, që do t'ju tregojnë se (të gjithë) të dërguarit qenë njerëz (dhe burra) e jo engjëj (as xhindë e as gra), nëse për këtë ju nuk keni dijeni.

44 I dërguam të tillë bashkë me argumente të qarta dhe me Libra të shpallur ashtu, sikurse të shpallëm edhe ty, o i Dërguar, Kuranin, në mënyrë që t'u sqarosh njerëzve ato që kanë nevojë për t'u sqaruar, se ndoshta ata i vënë në punë mendjet e tyre dhe përfitojnë nga këshillat që ai përmban.

45 A mos, vallë, ata të cilët planifikuan intriga për të penguar (njerëzit) prej Rrugës së Allahut janë të sigurt se Allahu nuk ka për t'i përpirë në Tokë së bashku, ashtu siç fundosi edhe Karunin (e bijve të Israilit), apo se nuk ka për t'ua sjellë atyre dënimin nga ajo anë që nuk presin se mund t'u vijë?

46 Apo se nuk do t'i godasë ndonjë dënim gjatë kohës kur ata vërdallosen në udhëtimet dhe rendjen e tyre pas fitimit, e të mos kenë mundësi as t'i shpëtojnë dhe as ta pengojnë atë?!

47 Apo mos janë të sigurt se nuk ka për t'u rënë dënim prej Allahut, që ata të jenë në ankth prej tij (derisa ata të treten)?! Kështu, Allahu është i Aftë që t'i ndëshkojë ata në çdo mënyrë, mirëpo Ai është Zoti juaj dhe është i Butë e i Mëshirshëm, kështu që nuk nxiton në sjelljen e ndëshkimit. Ndoshta kështu robërit e Tij kthehen dhe pendohen tek Ai.

48 Vallë, a nuk i kanë parë mohuesit krijesat e Tij, me një vështrim meditues, se si hijet e tyre anojnë sa djathtas dhe majtas, sipas lëvizjes së Diellit për ta gjatë ditës dhe lëvizjes së Hënës gjatë natës, duke iu përulur Zotit të tyre me një sexhde të mirëfilltë e madhëruese për Të.

49 Kështu i bie në sexhde Allahut të Vetëm gjithçka që është në qiej dhe në Tokë dhe vetëm Atij i bien në sexhde edhe engjëjt, duke mos treguar aspak mendjemadhësi ndaj adhurimit të Allahut dhe bindjes ndaj Tij.

50 Dhe madje, përveç adhurimit që bëjnë dhe bindjes së vazhdueshme, ata ia kanë edhe frikën Zotit, që është sipër tyre me Qenien, Fuqinë dhe Pushtetin e Vet, duke e vepruar çdo gjë që Zoti i tyre i urdhëron në lidhje me detyrimet.

51 Duke u thënë Allahu i Lartësuar atyre dhe gjithë krijesave: "Mos adhuroni dy zota, sepse Ai që e meriton adhurimin është i Vetmi, duke mos patur të dytë dhe as të barabartë, prandaj vetëm Mua të ma keni frikën dhe mos iu frikësoni askujt përveç Meje.

52 Pasi gjithçka që është në qiej dhe është në Tokë, si me krijimin, sundimin dhe kontrollin e tyre, është vetëm e Tij, kështu që edhe bindja, përulja dhe sinqeriteti i vazhdueshëm i përkasin vetëm Atij. Vallë, dikujt tjetër përveç Allahut t'ia keni frikë?! Jo kështu, por vetëm Atij frikësojuni!

53 Ç'është me ju, o njerëz, ndërkohë që çdo mirësi hyjnore dhe tokësore ju i keni prej Allahut të Lartësuar e askujt tjetër, madje edhe kur ju bie ndonjë fatkeqësi, sëmundje apo varfëri, vetëm tek Ai përgjëroheni duke iu lutur, në mënyrë që t'jua largojë atë që ju ka goditur, kur Ai që ju dhuron mirësitë dhe jua largon fatkeqësitë është po Ai - i Vetmi që duhet të adhurohet?

54 Ndërsa ju, pasi Ai ju përgjigjet lutjeve tuaja, duke jua larguar të keqen që ju ka rënë, një grup prej jush, i bëjnë shirk (idhujtari) Zotit të tyre, duke adhuruar bashkë me Të edhe të tjerë?! Ç'është kjo poshtërsi?!

## Mësime nga ajetet:

- Arrogantit duhet t'i vijë turp prej Zotit të vet, kur vijnë mirësitë gjatë jetës së tij në çdo çast, ndërsa në çdo kohë prej tij ngrihen gjynahet për tek Zoti i vet.
- Jobesimtarët, mohuesit dhe gjynaharët duhet që t'ia kenë frikën Allahut të Lartësuar, në mënyrë që të mos i përfshijë ata me ndonjë dënim të befasishëm dhe pa e ndier.
- Të gjitha mirësitë janë prej Allahut të Lartësuar, qofshin ato materiale si: furnizimi, mirëqenia, shëndeti etj. dhe ato shoqërore si: siguria, pozita, fama etj.
- Njeriu, kur i bien vështirësitë, nuk ka për të gjetur shpëtimtar tjetër që t'ia largojë atij të keqen përveç Allahut të Lartësuar, në mënyrë që t'i përgjërohet vetëm Atij me lutje dhe ta dijë se askush tjetër nuk ka mundësi që t'ia largojë ankthin ai që ka, përveç Tij.

لِيَكۡفُرُواْ بِمَآ ءَاتَيۡنَٰهُمۡۚ فَتَمَتَّعُواْ فَسَوۡفَ تَعۡلَمُونَ ٥٥ وَيَجۡعَلُونَ
لِمَا لَا يَعۡلَمُونَ نَصِيبٗا مِّمَّا رَزَقۡنَٰهُمۡۗ تَٱللَّهِ لَتُسۡـَٔلُنَّ عَمَّا كُنتُمۡ
تَفۡتَرُونَ ٥٦ وَيَجۡعَلُونَ لِلَّهِ ٱلۡبَنَٰتِ سُبۡحَٰنَهُۥ وَلَهُم مَّا يَشۡتَهُونَ
٥٧ وَإِذَا بُشِّرَ أَحَدُهُم بِٱلۡأُنثَىٰ ظَلَّ وَجۡهُهُۥ مُسۡوَدّٗا وَهُوَ كَظِيمٞ ٥٨
يَتَوَٰرَىٰ مِنَ ٱلۡقَوۡمِ مِن سُوٓءِ مَا بُشِّرَ بِهِۦٓۚ أَيُمۡسِكُهُۥ عَلَىٰ هُونٍ
أَمۡ يَدُسُّهُۥ فِي ٱلتُّرَابِۗ أَلَا سَآءَ مَا يَحۡكُمُونَ ٥٩ لِلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ
بِٱلۡأٓخِرَةِ مَثَلُ ٱلسَّوۡءِۖ وَلِلَّهِ ٱلۡمَثَلُ ٱلۡأَعۡلَىٰۚ وَهُوَ ٱلۡعَزِيزُ ٱلۡحَكِيمُ
٦٠ وَلَوۡ يُؤَاخِذُ ٱللَّهُ ٱلنَّاسَ بِظُلۡمِهِم مَّا تَرَكَ عَلَيۡهَا مِن دَآبَّةٖ
وَلَٰكِن يُؤَخِّرُهُمۡ إِلَىٰٓ أَجَلٖ مُّسَمّٗىۖ فَإِذَا جَآءَ أَجَلُهُمۡ لَا يَسۡتَـٔۡخِرُونَ
سَاعَةٗ وَلَا يَسۡتَقۡدِمُونَ ٦١ وَيَجۡعَلُونَ لِلَّهِ مَا يَكۡرَهُونَۚ وَتَصِفُ
أَلۡسِنَتُهُمُ ٱلۡكَذِبَ أَنَّ لَهُمُ ٱلۡحُسۡنَىٰۚ لَا جَرَمَ أَنَّ لَهُمُ ٱلنَّارَ
وَأَنَّهُم مُّفۡرَطُونَ ٦٢ تَٱللَّهِ لَقَدۡ أَرۡسَلۡنَآ إِلَىٰٓ أُمَمٖ مِّن قَبۡلِكَ
فَزَيَّنَ لَهُمُ ٱلشَّيۡطَٰنُ أَعۡمَٰلَهُمۡ فَهُوَ وَلِيُّهُمُ ٱلۡيَوۡمَ وَلَهُمۡ
عَذَابٌ أَلِيمٞ ٦٣ وَمَآ أَنزَلۡنَا عَلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَ إِلَّا لِتُبَيِّنَ لَهُمُ
ٱلَّذِي ٱخۡتَلَفُواْ فِيهِ وَهُدٗى وَرَحۡمَةٗ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٦٤



(55) Idhujtaria e tyre i bëri ata që t'i përbuznin mirësitë e Allahut ndaj tyre dhe largimin e së keqes (nga ana e Tij prej tyre), prandaj edhe u thuhet: "Atëherë, përjetojini mirësitë që keni, derisa t'ju vijë dënimi i Allahut, qoftë tani apo më vonë".

(56) Madje idhujtarët kanë veçuar për statujat e tyre, të cilat as nuk dinë gjë, pasi ato janë gjëra të ngurta dhe se nuk sjellin dobi e as dëm, (duke ndarë për to edhe) një pjesë prej pasurisë së tyre, me të cilën Ne i kemi furnizuar, që me këtë të afrohen edhe më shumë me to. Pasha Allahun, keni për t'u pyetur, o ju idhujtarë, Ditën e Gjykimit për këto besëtytni, që gjoja këto statuja janë zota dhe se ato kanë të drejtë për një pjesë të pasurisë tuaj!

(57) Idhujtarët, edhe Allahut i mveshën bija(vajza), me bindjen se ato ishin engjëjt. Kështu i mveshën Atij atësinë dhe zgjodhën për Të atë që për vete nuk e dëshironin (vajzat)! I Pastër dhe i Shenjtëruar qoftë i Lartësuari në lidhje me atë që ata thonë ndaj Tij, ndërkohë që për vetet e tyre ata zgjedhin atë që u pëlqen,pra, pasjen e djemve. Çfarë shpifje më të madhe se kjo mund të ketë?!

(58) Aq sa nëse ndonjërit prej këtyre idhujtarëve do t'i sillej lajmi se atij i ka lindur vajzë, fytyra e tij do t'i nxihej, për shkak të urrejtjes së tërbuar që ka për këtë lajm dhe zemra e tij do t'i mbushej me dëshpërim dhe mërzi, ndërkohë që Allahut i mveshte atë që për vete nuk do e dëshironte.

(59) Madje do të fshihej e do të ikte prej njerëzve të vet, për shkak të lajmit të keq për lindjen e një vajze, duke pëshpëritur me veten: A ta mbaj këtë vajzë, duke e përballuar këtë poshtërim e lëndim, apo ta gropos e ta fsheh atë nën tokë?! Sa e shëmtuar është kjo me të cilën gjykojnë idhujtarët, duke pranuar për Zotin e tyre atë që urrejnë ta pranojnë për veten e vet!

(60) Atyre që mohuan e nuk e besojnë jetën tjetër u qoftë përshkrimi i shëmtuar, me nevojën që ata kanë për fëmijë, për injorancën dhe mosmirënjohjen e tyre, ndërsa Allahut i qofshin cilësitë më të lavdëruara e të lartësuara të plotfuqisë, plotësisë, panevojshmërisë dhe dijes. Ai (Qoftë i Lartësuar!), është i Gjithëpushtetshmi në Sundimin e Vet dhe se Atë nuk mund ta mposhtë askush! Ai është i Urtë në mënyrën se si krijon, drejton dhe i vendos ligjet e Veta.

(61) Po t'i kishte ndëshkuar njerëzit Allahu i Lartësuar për shkak të padrejtësisë që ata bëjnë me mohimin e tyre ndaj Tij (duke shpifur ndaj Tij e duke i humbur njerëzit prej Rrugës së Drejtë), nuk do të kishte lënë njeri e as kafshë mbi sipërfaqen e Tokës, por Ai, (Qoftë i Lartësuar!), ua vonon atyre (ndëshkimin) deri në një afat të caktuar në Dijeninë e Vet. Kur afati i caktuar në Dijeninë e Tij t'u vijë, atëherë as nuk do t'u shtyhet e as nuk do t'u përshpejtohet, madje as për pak kohë.

(62) Kështu që le të vazhdojnë t'ia mveshin Atij atë që edhe për veten e tyre urrejnë ta pranojnë, pra, pasjen e vajzave; le të vazhdojnë edhe me thënien e gënjeshtrave me gojën e tyre, pra, se ata tek Allahu do të kenë një pozitë të nderuar, nëse do të ishte e vërtetë ajo ringjallje për të cilën flitet, pasi ajo që i pret është Zjarri dhe aty kanë për t'u lënë, duke mos patur mundësi të dalin prej tij kurrë.

(63) Pasha Allahun, edhe tek popujt para teje, o i Dërguar, dërguam pejgamberë, mirëpo shejtani ua zbukuroi veprat e shëmtuara si: shirku (idhujtaria), kufri (mosnjohja e Allahut) dhe gjynahet, kështu që vetëm ai do të jetë ndihmuesi i pretenduar i tyre në Ditën e Gjykimit, prandaj le ta kërkojnë ndihmën e tij, sepse në Ditën e Gjykimit do të jenë së bashku në dënimin e dhembshëm.

(64) Ne ta zbritëm Kuranin ty, o i Dërguar, vetëm që t'u sqarosh njerëzve mbarë atë rreth të cilës ata janë në mospërputhje: pra, teuhidin (Njëshmërinë e Allahut), ringjalljen (me trup dhe shpirt) dhe dispozitat e fesë, si dhe të jetë Kurani udhëzim dhe mëshirë për ata që i besojnë Allahut, të dërguarve të Tij dhe asaj me të cilën ka ardhur vetë Kurani, pasi vetëm këta janë që përfitojnë prej të Vërtetës.

## Mësime nga ajetet:

- Prej atyre që nxjerr në pah injorancën e idhujtarëve ishte edhe fakti se, nga njëra anë, ata i mvishnin Allahut të Lartësuar vajzat dhe, nga ana tjetër, ata për vete dëshironin djemtë, pasi prej vajzave atyre u prishej reputacioni dhe fytyrat u shtrembëroheshin prej mërzisë e mllefit, aq sa dikush prej tyre fshihej e largohej që të mos takohej me njerëzit, për shkak të mërzisë, poshtërimit, çnderimit dhe turpit që ai ndiente për shkak të lindjes së një vajze (ndërkohë që vajzat janë mirësi e Allahut për ta).
- Prej ligjit të përsëritshëm të Allahut është edhe tolerimi i mohuesve, duke mos ua përshpejtuar atyre ndëshkimin, në mënyrë që t'u jepet mundësia për të besuar dhe penduar.
- Angazhimi më i madh i të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), ishte sqarimi i asaj që i kishte ardhur në Kuran dhe qartësimi i asaj në të cilën patën rënë në kundërshti ndjekësit e së paVërtetës e dëshirave të kota, në lidhje me fenë e vërtetë e dispozitat e saj, në mënyrë që t'u hiqej e drejta e justifikimit nëpërmjet sqarimit të tij.

وَٱللَّهُ أَنزَلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءً فَأَحْيَا بِهِ ٱلْأَرْضَ بَعْدَ مَوْتِهَآ ۚ إِنَّ فِى
ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّقَوْمٍ يَسْمَعُونَ ٦٥ وَإِنَّ لَكُمْ فِى ٱلْأَنْعَٰمِ لَعِبْرَةً ۖ نُّسْقِيكُم
مِّمَّا فِى بُطُونِهِۦ مِنۢ بَيْنِ فَرْثٍ وَدَمٍ لَّبَنًا خَالِصًا سَآئِغًا لِّلشَّٰرِبِينَ
٦٦ وَمِن ثَمَرَٰتِ ٱلنَّخِيلِ وَٱلْأَعْنَٰبِ تَتَّخِذُونَ مِنْهُ سَكَرًا وَرِزْقًا
حَسَنًا ۗ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّقَوْمٍ يَعْقِلُونَ ٦٧ وَأَوْحَىٰ رَبُّكَ إِلَى ٱلنَّحْلِ
أَنِ ٱتَّخِذِى مِنَ ٱلْجِبَالِ بُيُوتًا وَمِنَ ٱلشَّجَرِ وَمِمَّا يَعْرِشُونَ ٦٨ ثُمَّ
كُلِى مِن كُلِّ ٱلثَّمَرَٰتِ فَٱسْلُكِى سُبُلَ رَبِّكِ ذُلُلًا ۚ يَخْرُجُ مِنۢ بُطُونِهَا
شَرَابٌ مُّخْتَلِفٌ أَلْوَٰنُهُۥ فِيهِ شِفَآءٌ لِّلنَّاسِ ۗ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَةً لِّقَوْمٍ
يَتَفَكَّرُونَ ٦٩ وَٱللَّهُ خَلَقَكُمْ ثُمَّ يَتَوَفَّىٰكُمْ ۚ وَمِنكُم مَّن يُرَدُّ إِلَىٰٓ
أَرْذَلِ ٱلْعُمُرِ لِكَىْ لَا يَعْلَمَ بَعْدَ عِلْمٍ شَيْـًٔا ۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمٌ قَدِيرٌ ٧٠
وَٱللَّهُ فَضَّلَ بَعْضَكُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ فِى ٱلرِّزْقِ ۚ فَمَا ٱلَّذِينَ فُضِّلُوا۟
بِرَآدِّى رِزْقِهِمْ عَلَىٰ مَا مَلَكَتْ أَيْمَٰنُهُمْ فَهُمْ فِيهِ سَوَآءٌ ۚ أَفَبِنِعْمَةِ
ٱللَّهِ يَجْحَدُونَ ٧١ وَٱللَّهُ جَعَلَ لَكُم مِّنْ أَنفُسِكُمْ أَزْوَٰجًا
وَجَعَلَ لَكُم مِّنْ أَزْوَٰجِكُم بَنِينَ وَحَفَدَةً وَرَزَقَكُم مِّنَ
ٱلطَّيِّبَٰتِ ۚ أَفَبِٱلْبَٰطِلِ يُؤْمِنُونَ وَبِنِعْمَتِ ٱللَّهِ هُمْ يَكْفُرُونَ ٧٢



(65) Nga qielli Allahu lëshon edhe shiun, nëpërmjet të cilit i jep jetë tokës, duke nxjerrë prej saj bimë të reja pasi ato janë të thara. Vërtet që në zbritjen e shiut nga qielli dhe në nxjerrjen e bimëve prej tokës nëpërmjet tij ekzistojnë argumente të qarta, që tregojnë për Fuqinë e Allahut, për njerëzit që e dëgjojnë Fjalën e Allahut dhe meditojnë rreth saj.

(66) Madje edhe në krijimin e deveve, lopëve e dhenve për ju, o njerëz, ekzistojnë këshilla, në mënyrë që të përfitoni prej tyre. Siç jua mundësuam që prej gjinjve të tyre të pini qumësht që del ndërmjet mbetjeve që u gjenden në bark dhe gjakut që gjendet në trup. Megjithatë, qumështi u del i kulluar, i pastër dhe i shijshëm, duke u pëlqyer atyre që e pijnë.

(67) Ju përfitoni mësim edhe nga ato që Ne ju furnizojmë, siç janë frutat e palmave të hurmës dhe frutat e hardhive të rrushit, prej të cilave ju nxirrni lëngje që ju dehin e janë të dëmshme(për ju), por prej tyre ju nxirrni edhe furnizime të dobishme, duke përfituar hurma të thata, rrush të thatë, reçelra apo melasën (pekmezin) e tyre. Vërtet që, në këtë që u përmend, ekzistojnë argumente rreth Fuqisë së Allahut dhe Bujarisë së Tij ndaj robve të Vet, për njerëzit që mendojnë, pasi vetëm ata marrin mësime.

(68) Edhe bletën, o i Dërguar, Zoti yt e frymëzoi dhe e orientoi duke i thënë: "Ndërtoji hojet e tua nëpër (zgavra në) male, nëpër pemë (të çara), në ndërtimet e njerëzve (për ty), si dhe strehët e (shtëpive të) tyre,

(69) Ushqehu me të gjitha frutat që të shijojnë dhe ndiqi rrugët e nënshtrimit që Zoti yt të inspiroi t'i ndjekësh. Kështu, prej barkut të tyre del mjaltë me ngjyra të ndryshme, mes të bardhës dhe të errëtës, që ka shërim për njerëzit që i mjekojnë të sëmurët me të. Në këtë aftësi të bletës për të prodhuar mjaltë, ekzistojnë argumente, që tregojnë për Fuqinë e Allahut dhe mënyrën se si Ai i drejton çështjet e krijesave të Veta, për ata njerëz që mendojnë, pasi vetëm këta nxjerrin mësime".

(70) Allahu ju ka krijuar edhe juve, o njerëz, në forma të paekzistuara më parë, pastaj Ai ju bën të vdisni, sapo t'ju përmbushet exheli (afati kohor) i juaj, ashtu siç ka prej jush që i zgjatet jeta deri në fazat më të pakëndshme të saj, pra, pleqërisë së thellë, kur njeriu nuk di më asgjë prej asaj që ka ditur. Vërtet që Allahu është i Gjithëdijshëm për gjithçka dhe se Atij nuk i fshihet asgjë prej veprave që bëjnë robërit e Vet, si dhe Ai është i Plotfuqishmi që nuk e bën të paaftë asgjë.

(71) Allahu i Lartësuar i ka bërë të rëndësishëm disa prej jush mbi disa të tjerë në furnizim (e pasuri), duke i bërë disa prej jush të pasur e disa të varfër, disa zotërinj e disa shërbyes. Ashtu siç ata që Allahu i bëri të rëndësishëm me pasuri nuk pranojnë që pozitën që ua ka dhënë Allahu ta ndajnë me skllevërit e tyre, në mënyrë që skllevërit të jenë ortakë me ta në barazi dhe në pushtetin e tyre, atëherë si mund ta pranojnë që Ai të ketë ortakë në mesin e krijesave të Tij, ndërkohë që ata nuk e pranojnë këtë për vetet e tyre;pra që ata të kenë ortakë dikë që është prej skllevërve të tyre, apo të jenë të barabartë me ta?! Ç'është kjo padrejtësi në gjykim?! A ka përbuzje të mirësive të Allahut më të madhe se sa kjo?!

(72) Ai ju mundësoi, o njerëz, edhe bashkëshorte, prej vetë llojit tuaj, si shoqëruese për ju, e nëpërmjet bashkëshorteve ju dhuron fëmijë, nipa e mbesa, ashtu siç ju furnizon edhe me ushqime të ndryshme e të mira, siç janë mishi, agrumet, drithërat etj. A besojnë të paVërtetën (statuja e idhuj) vallë, ndërsa mirësitë e shumta të Allahut, të cilat ata as nuk munden t'i numërojnë, i mohojnë e nuk tregohen mirënjohës ndaj Allahut e t'i besojnë vetëm Atij?!

## Mësime nga ajetet:

- Allahu i Lartësuar u mundësoi njerëzve fruta të ndryshme, prej tyre edhe hurmat arabe dhe rrushin, duke patur përfitime të mëdha prej tyre, si: me to njerëzit ushqehen kur janë të njoma, të pjekura, të stinës, të thata, qoftë si ushqime e qoftë si lëngje.
- Në krijimin e bletës së vogël dhe atë që del prej barkut të saj, mjaltit të shijshëm me ngjyra të ndryshme sipas ndryshimit edhe të tokës ku ajo është dhe kullotave të saj, ekziston argumenti për kujdesin absolut të Allahut të Lartësuar dhe Butësinë e Tij të plotë me robërit e Vet, si dhe që Ai është i Vetmi që duhet t'i drejtohen adhurimi dhe lutjet.
- Prej begative madhështore që Allahu ua ka dhuruar robve të Vet është edhe mundësia që ata të kenë bashkëshorte, në mënyrë që të gjejnë prehje pranë tyre, ashtu siç bëri prej tyre të mundur edhe lindjen e fëmijëve për ta, që t'u kënaqen sytë, t'u shërbehet, të kryhen shërbimet, si dhe të përfitojnë në drejtime të ndryshme.

وَيَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَا يَمۡلِكُ لَهُمۡ رِزۡقٗا مِّنَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ
وَٱلۡأَرۡضِ شَيۡـٔٗا وَلَا يَسۡتَطِيعُونَ ٧٣ فَلَا تَضۡرِبُواْ لِلَّهِ ٱلۡأَمۡثَالَۚ
الحزب ٢٨ إِنَّ ٱللَّهَ يَعۡلَمُ وَأَنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ٧٤ ۞ضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلًا عَبۡدٗا
مَّمۡلُوكٗا لَّا يَقۡدِرُ عَلَىٰ شَيۡءٖ وَمَن رَّزَقۡنَٰهُ مِنَّا رِزۡقًا حَسَنٗا
فَهُوَ يُنفِقُ مِنۡهُ سِرّٗا وَجَهۡرًاۖ هَلۡ يَسۡتَوُۥنَۚ ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِۚ
بَلۡ أَكۡثَرُهُمۡ لَا يَعۡلَمُونَ ٧٥ وَضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا رَّجُلَيۡنِ
أَحَدُهُمَآ أَبۡكَمُ لَا يَقۡدِرُ عَلَىٰ شَيۡءٖ وَهُوَ كَلٌّ عَلَىٰ مَوۡلَىٰهُ
أَيۡنَمَا يُوَجِّههُّ لَا يَأۡتِ بِخَيۡرٍ هَلۡ يَسۡتَوِي هُوَ وَمَن يَأۡمُرُ
بِٱلۡعَدۡلِ وَهُوَ عَلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ ٧٦ وَلِلَّهِ غَيۡبُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۚ وَمَآ أَمۡرُ ٱلسَّاعَةِ إِلَّا كَلَمۡحِ
ٱلۡبَصَرِ أَوۡ هُوَ أَقۡرَبُۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٧٧
وَٱللَّهُ أَخۡرَجَكُم مِّنۢ بُطُونِ أُمَّهَٰتِكُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ شَيۡـٔٗا
وَجَعَلَ لَكُمُ ٱلسَّمۡعَ وَٱلۡأَبۡصَٰرَ وَٱلۡأَفۡـِٔدَةَ لَعَلَّكُمۡ
تَشۡكُرُونَ ٧٨ أَلَمۡ يَرَوۡاْ إِلَى ٱلطَّيۡرِ مُسَخَّرَٰتٖ فِي جَوِّ ٱلسَّمَآءِ
مَا يُمۡسِكُهُنَّ إِلَّا ٱللَّهُۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَأٓيَٰتٖ لِّقَوۡمٖ يُؤۡمِنُونَ ٧٩



(73) Ndërkohë që në vend të Allahut, idhujtarët e tillë, për t'i furnizuar, adhurojnë statuja, që nuk zotërojnë asnjë furnizim qoftë në qiej apo në Tokë, madje as nuk munden që ta zotërojnë diçka të tillë, pasi ato janë gjëra të ngurta, që nuk kanë as jetë e as arsye.

(74) Prandaj, o njerëz, mos i mvishni Allahut shëmbëlltyra idhujsh (e ikonash), që nuk mund të sjellin dot as dobi e as dëm, pasi për Allahun nuk ekziston asnjë shëmbëlltyrë, në mënyrë që t'ia mvishni Atij në adhurim. Allahu e di se çfarë cilësish të shenjta e absolute ka, ndërkohë që ju nuk e dini këtë, e kështu të bini në idhujtarinë e përngjasimit të Tij (me krijesat) dhe të pretendoni që shëmbëlltyrat e bëra për Të janë edhe idhujt tuaj.

(75) Allahu i Lartësuar po ju sjell si kundërpërgjigje ndaj idhujtarëve një shembull: Një skllav që është nën zotërim, i paaftë të marrë vendime (pasi edhe vetë është i zotëruar) e që nuk ka asgjë për të dhënë, dhe një të lirë, të cilit i kemi dhuruar prej kësaj bote pasuri të ndershme(hallall), që mund të veprojë me të si të dëshirojë e që mund të japë prej saj sa të dojë, qoftë në fshehtësi e qoftë në publik. Nëse këta dy persona nuk janë të barabartë, atëherë si mundet që Allahun, i Cili është Zotëruesi dhe Vendimmarrësi në Pushtetin e Vet si të dëshirojë, ta barazoni me idhujt tuaj të paaftë?! Lavdërimi i qoftë Allahut, i Cili është i Vetmi që e meriton të lavdërohet, mirëpo shumica e njerëzve nuk e dinë se Allahu është i Vetmi Zot, si dhe i Vetmi që e meriton të adhurohet.

(76) Allahu gjithashtu, si kundërpërgjigje ndaj tyre, solli edhe një tjetër shembull me dy persona: Njëri prej tyre është shurdhmemec, që as dëgjon, as flet e as kupton, i paaftë që t'i sjellë dobi qoftë vetes apo ndonjë tjetri, madje edhe ai vetë është një barrë e rëndë për atë që e ka nën përgjegjësi e që kujdeset për të, i cili kudo që ta dërgojë, asgjë nuk ka për ta bërë mirë, duke mos e kryer atë që i kërkohet. Tani, a mund të jetë e njëjtë gjendja e këtij, me atë që është shëndoshë e mirë, duke dëgjuar e folur dhe dobia e tij është e pritshme, e madje edhe njerëzit e tjerë i urdhëron për drejtësi, ndërkohë që ka vetëbesim se është në rrugën e Drejtë, në të cilën nuk gjendet asnjë manipulim e as devijim. Prandaj, si mundet që ju, o idhujtarë, Allahun, i Cili ka cilësitë e shenjta e absolute, ta barazoni me idhujt tuaj, që as nuk dëgjojnë, as nuk flasin dhe as nuk sjellin dobi e as dëm?!

(77) Ndërkohë që Allahut i përket dija (e Gajbit) për gjithçka që fshihet në qiej dhe gjithçka që fshihet në Tokë dhe vetëm Atij i përket e drejta e kësaj dijeje, duke e bërë Atë Unik dhe përjashtuar çdo qenie tjetër për krijesave të Tij nga kjo. Madje, edhe çështja e Kiametit, e cila është prej Dijes së Gajbit (fshehtësive) dhe kompetencë e Tij, po të dëshirojë, Ai e sjell sa hap e mbyll sytë, madje edhe më shpejt se kaq. Vërtet, Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka dhe Atë nuk mund ta bëjë të paaftë asgjë, pasi nëse Ai dëshiron diçka, vetëm i thotë: "Bëhu!" dhe ajo bëhet.

(78) Allahu ju nxori prej barkut të nënës suaj, o njerëz, pas përfundimit të kohës së shtatzënisë, ndërkohë që ju ishit foshnjë e nuk dinit asgjë. Ai ju dhuroi veshët, që të dëgjoni, shikimin që të vështroni, si dhe zemrat që të ndjeni dhe mendoni, me shpresë se do të tregoheni mirënjohës ndaj Tij për këto dhunti që jua ka dhuruar.

(79) Pra, a nuk i shohin idhujtarët (me sytë që ua dhuroi Ai) se si shpendët, shtruar e me lehtësi, fluturojnë në ajër me mirësinë e Allahut ndaj tyre, me flatrat e lehta që u dhuroi, si dhe me instinktin e dhënë që t'i rrahin krahët e tyre e t'i shtrijnë, edhe pse në ajër nuk i mbanë gjë tjetër që të mos bien, vetëm se Allahu i Plotfuqishëm (e jo ajri). Vërtet që në këtë fluturim të shtruar e me lehtësi dhe këtë qëndrim në ajër, duke mos rënë, ekzistojnë argumente bindëse, për njerëzit që kanë besim në Allahun, pasi vetëm këta janë që përfitojnë prej argumenteve dhe mësimeve.

## Mësime nga ajetet:

- Allahut të Lartësuar i përket Urtësia Supreme në gjithçka, madje edhe në ndarjen e fateve të njerëzve, duke i bërë disa prej tyre të pasur, disa të varfër e disa mesatarë në pasuri, në mënyrë që të plotësojnë njëri-tjetrin, të kenë nevoja për njëri-tjetrin dhe t'i shërbejnë njëri-tjetrit.
- Në të dy shembujt e ardhur më sipër tregohet devijimi (logjik) i idhujtarëve dhe pavlefshmëria e adhurimit (dhe besimit) që u kushtojnë idhujve, pasi Zoti i Vërtetë, që e meriton adhurimin, është vetëm Ai që Zotëron, është i Plotfuqishëm të marrë vendime në çdo gjë, që u sjell dobi atyre që e adhurojnë Atë, si dhe që urdhëron për më mirë dhe për drejtësi.
- Prej mirësive të Tij (Qoftë i Lartësuar!) dhe fuqisë së shpalosur është edhe krijimi i njerëzve në barkun e nënave të tyre, duke mos patur ata dije për asgjë, pastaj me pajisjen e tyre me shqisat e njohjes e të dijes, që janë dëgjimi, shikimi dhe zemra (me mendjen), nëpërmjet të cilave ata arrijnë të mësojnë e të perceptojnë.

وَٱللَّهُ جَعَلَ لَكُم مِّنۢ بُيُوتِكُمۡ سَكَنٗا وَجَعَلَ لَكُم مِّن جُلُودِ
ٱلۡأَنۡعَٰمِ بُيُوتٗا تَسۡتَخِفُّونَهَا يَوۡمَ ظَعۡنِكُمۡ وَيَوۡمَ إِقَامَتِكُمۡ
وَمِنۡ أَصۡوَافِهَا وَأَوۡبَارِهَا وَأَشۡعَارِهَآ أَثَٰثٗا وَمَتَٰعًا إِلَىٰ حِينٖ
٨٠ وَٱللَّهُ جَعَلَ لَكُم مِّمَّا خَلَقَ ظِلَٰلٗا وَجَعَلَ لَكُم مِّنَ
ٱلۡجِبَالِ أَكۡنَٰنٗا وَجَعَلَ لَكُمۡ سَرَٰبِيلَ تَقِيكُمُ
ٱلۡحَرَّ وَسَرَٰبِيلَ تَقِيكُم بَأۡسَكُمۡۚ كَذَٰلِكَ يُتِمُّ نِعۡمَتَهُۥ
عَلَيۡكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تُسۡلِمُونَ ٨١ فَإِن تَوَلَّوۡاْ فَإِنَّمَا عَلَيۡكَ
ٱلۡبَلَٰغُ ٱلۡمُبِينُ ٨٢ يَعۡرِفُونَ نِعۡمَتَ ٱللَّهِ ثُمَّ يُنكِرُونَهَا
وَأَكۡثَرُهُمُ ٱلۡكَٰفِرُونَ ٨٣ وَيَوۡمَ نَبۡعَثُ مِن كُلِّ أُمَّةٖ
شَهِيدٗا ثُمَّ لَا يُؤۡذَنُ لِلَّذِينَ كَفَرُواْ وَلَا هُمۡ يُسۡتَعۡتَبُونَ
٨٤ وَإِذَا رَءَا ٱلَّذِينَ ظَلَمُواْ ٱلۡعَذَابَ فَلَا يُخَفَّفُ عَنۡهُمۡ وَلَا هُمۡ
يُنظَرُونَ ٨٥ وَإِذَا رَءَا ٱلَّذِينَ أَشۡرَكُواْ شُرَكَآءَهُمۡ قَالُواْ
رَبَّنَا هَٰٓؤُلَآءِ شُرَكَآؤُنَا ٱلَّذِينَ كُنَّا نَدۡعُواْ مِن دُونِكَۖ
فَأَلۡقَوۡاْ إِلَيۡهِمُ ٱلۡقَوۡلَ إِنَّكُمۡ لَكَٰذِبُونَ ٨٦ وَأَلۡقَوۡاْ إِلَى
ٱللَّهِ يَوۡمَئِذٍ ٱلسَّلَمَۖ وَضَلَّ عَنۡهُم مَّا كَانُواْ يَفۡتَرُونَ ٨٧



(80) Allahu i Lartësuar edhe shtëpitë, që ju i ndërtoni me gurë e të ngjashme, i bëri për qetësi për ju, ashtu siç bëri që edhe lëkurat e deveve, lopëve e dhenve t’ju shërbejnë si çadra dhe mbulesë prej vapës së shkretëtirës, si të ishin shtëpi të lëvizshme, duke e patur të lehtë bartjen e tyre nga njëri vend në tjetrin dhe ngritjen e tyre gjatë qëndrimit në ndonjë vend. Përveç kësaj, edhe nga leshi i deleve, gëzofi i deveve dhe qimet e ashpra të dhisë, Ai ju mundësoi të prodhoni orendi për shtëpitë, veshje për ju dhe shtroje, me të cilat ju kënaqeni për një afat të caktuar.

(81) Madje, çdo gjë që ju bën hije (e freski) qoftë pemë apo strehime (nga përdorimi i tyre), Allahu jua mundësoi, në mënyrë që t’ju mbrojë prej nxehtësisë(së shkretëtirës), ashtu siç edhe prej maleve bëri që ju të keni shtigje, hone e shpella, duke gjetur në to strehim prej të ftohtit, të nxehtit dhe armikut. Dhe për më tepër, Ai ju mundësoi edhe këmisha e rroba pambuku (apo të ngjashme), që t’ju mbrojë prej Diellit dhe të ftohtit, ashtu si ju mundësoi edhe parzmore, që t’ju mbrojnë prej sulmeve të disave prej jush në luftë, që arma të mos arrijë trupat tuaj. Ja, kështu siç tregoi Allahu mirësi ndaj jush duke ju mundësuar ato që u përmendën, ashtu Ai i plotëson (duke i shtuar) mirësitë e Veta ndaj jush, me shpresë se do t’i nënshtroheni vetëm Allahut dhe nuk do t’i bëni shirk (idhujtari) Atij me asgjë.

(82) Nëse ata refuzojnë që të besojnë dhe të pranojnë Vërtetësinë e asaj me të cilën ti, o i Dërguar, u ke ardhur, atëherë ti nuk ke përgjegjësi tjetër, përveç përcjelljes së asaj me të cilën je urdhëruar që ta përcjellësh në mënyrën më të qartë, domethënë, nuk është përgjegjësi e jotja futja e tyre në udhë të drejtë.

(83) Idhujtarët i dinë shumë mirë mirësitë që Allahu u ka dhënë, prej tyre edhe dërgimin e profetit Muhamed ﷺ në mesin e tyre, mirëpo ata i përbuzin mirësitë e Tij, duke u treguar mosmirënjohës për to, si dhe duke e konsideruar gënjeshtar të Dërguarin e Tij. Madje, shumica e tyre nuk ia njohin mirësitë Atij, (Qoftë i Lartësuar!).

(84) Prandaj, përkujtoju atyre, o i Dërguar, Ditën kur Allahu do t’u sjellë çdo populli të dërguarin e vet, që të dëshmojë se kush prej tyre besoi e kush mohoi, dëshmi pas së cilës jobesimtarëve nuk do t’u lejohet që të justifikohen aspak për mohimin e tyre. Dhe as nuk do t’u jepet më mundësia që të kthehen edhe një herë në dynja, në mënyrë që të bëjnë ato vepra, prej të cilave do të kënaqej Zoti i tyre, pasi Ahireti (Përjetësia) tashmë është vendi i llogarisë dhe jo vendi i (përmirësimeve të) punëve.

(85) Kur idhujtarët kriminelë ta shikojnë me sytë e tyre dënimin, atëherë kanë për ta kuptuar se ai dënim as nuk do t’u lehtësohet e as nuk do t’u shtyhet për më vonë, por do të hidhen dhe do jenë përjetësisht atje.

(86) Kur të shohin idhujtarët në Ahiret zotat e tyre të rremë, të cilët ata i adhuronin në vend të Allahut, do thonë: “Zoti ynë, këta janë zotat tanë, që ne i patëm konsideruar ortakë me Ty dhe i patëm adhuruar në vendin Tënd!”, duke menduar se gjynahet do t’u ngarkohen atyre,mirëpo Allahu ua mundëson idhujve që t’u kundërpërgjigjen duke u thënë:”O idhujtarë, ishit ju mohuesit, me adhurimin që u bëtë atyre që mendonit se ishin ortakë me Allahun, ndërkohë që Ai nuk ka asnjë të barabartë për ta merituar të adhurohet.”

(87) Aty idhujtarët do të dorëzohen e do t’i nënshtrohen vetëm Allahut (ashtu si muslimanët në këtë botë), duke u asgjësuar prej tyre kështu çdo trillim që patën sajuar, bashkë me pretendimin se idhujt e tyre kanë për të ndërmjetësuar për ta tek Allahu.

**Mësime nga ajetet:**

- Ajetet na mësojnë rreth lejueshmërisë së përfitimit prej leshit dhe gëzofit të bagëtive në çdo gjendje qoftë, që mund të përdoren në shtëpi edhe si orendi shtëpiake.
- Mirësitë e shumta duhet të jenë shkak që njerëzit ta shtojnë falenderimin dhe lavdërimin për to ndaj Allahut të Lartësuar.
- Dëshmitari, që do të dalë për të dhënë dëshminë e tij ndaj një populli, do të jetë njeriu më i pastër dhe më i drejtë midis tyre. Këta dëshmitarë do të jenë profetët që janë dërguar tek çdo popull. Kur ata të dëshmojnë, fjala e tyre do të jetë vendimtare.
- Thënia e Allahut të Lartësuar: “...dhe parzmore që ju mbrojnë prej sulmeve tuaja...” është argument se njerëzit duhet të përgatiten me pajimet e duhura, para se të përballen me luftën, në mënyrë që me to të mbrohen kundër sulmeve të armikut.

ٱلَّذِينَ كَفَرُواْ وَصَدُّواْ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِ زِدۡنَٰهُمۡ عَذَابٗا
فَوۡقَ ٱلۡعَذَابِ بِمَا كَانُواْ يُفۡسِدُونَ ٨٨ وَيَوۡمَ نَبۡعَثُ فِي
كُلِّ أُمَّةٖ شَهِيدًا عَلَيۡهِم مِّنۡ أَنفُسِهِمۡۖ وَجِئۡنَا بِكَ
شَهِيدًا عَلَىٰ هَٰٓؤُلَآءِۚ وَنَزَّلۡنَا عَلَيۡكَ ٱلۡكِتَٰبَ تِبۡيَٰنٗا لِّكُلِّ
شَيۡءٖ وَهُدٗى وَرَحۡمَةٗ وَبُشۡرَىٰ لِلۡمُسۡلِمِينَ ٨٩ ۞إِنَّ ٱللَّهَ (ربع الحزب ٢٨)
يَأۡمُرُ بِٱلۡعَدۡلِ وَٱلۡإِحۡسَٰنِ وَإِيتَآيِٕ ذِي ٱلۡقُرۡبَىٰ وَيَنۡهَىٰ عَنِ
ٱلۡفَحۡشَآءِ وَٱلۡمُنكَرِ وَٱلۡبَغۡيِۚ يَعِظُكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ
٩٠ وَأَوۡفُواْ بِعَهۡدِ ٱللَّهِ إِذَا عَٰهَدتُّمۡ وَلَا تَنقُضُواْ ٱلۡأَيۡمَٰنَ
بَعۡدَ تَوۡكِيدِهَا وَقَدۡ جَعَلۡتُمُ ٱللَّهَ عَلَيۡكُمۡ كَفِيلًاۚ إِنَّ
ٱللَّهَ يَعۡلَمُ مَا تَفۡعَلُونَ ٩١ وَلَا تَكُونُواْ كَٱلَّتِي نَقَضَتۡ
غَزۡلَهَا مِنۢ بَعۡدِ قُوَّةٍ أَنكَٰثٗا تَتَّخِذُونَ أَيۡمَٰنَكُمۡ دَخَلَۢا
بَيۡنَكُمۡ أَن تَكُونَ أُمَّةٌ هِيَ أَرۡبَىٰ مِنۡ أُمَّةٍۚ إِنَّمَا يَبۡلُوكُمُ ٱللَّهُ
بِهِۦۚ وَلَيُبَيِّنَنَّ لَكُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ مَا كُنتُمۡ فِيهِ تَخۡتَلِفُونَ
٩٢ وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ لَجَعَلَكُمۡ أُمَّةٗ وَٰحِدَةٗ وَلَٰكِن يُضِلُّ مَن
يَشَآءُ وَيَهۡدِي مَن يَشَآءُۚ وَلَتُسۡـَٔلُنَّ عَمَّا كُنتُمۡ تَعۡمَلُونَ ٩٣



(88) Ata që mohuan (e nuk e pranuan) Allahun dhe i shmangën edhe të tjerët prej Rrugës së Allahut, atyre do t'ua shtojmë edhe më shumë dënimin, përmbi dënimin që kanë, të cilin e merituan për shkak të mohimit të tyre. Ky dënim i dyfishuar është për shkak të prishjes së tyre dhe prishjes që sollën duke devijuar edhe të tjerët.

(89) Përkujtoju, gjithashtu, o i Dërguar, se si Ditën në të cilën do t'i sjellim secilit popull të dërguarin e vet, që ishte prej të njëjtës origjinë me ta e u fliste të njëjtën gjuhë, që të dëshmojë se kush prej tyre e mohoi e kush e besoi, ty, o i Dërguar, do të të sjellim dëshmitarë për të gjithë popujt bashkë. Ty ta zbritëm Kuranin (përmbledhës i të gjitha shpalljeve të mëparshme), në mënyrë që t'u sqarosh atyre çdo gjë që ata kanë nevojë për ta ditur, rreth asaj që është hallall (e ndershme), haram (rreptësisht e ndaluar), sevap (e shpërblyeshme), ikab (e ndëshkueshme) e të ngjashme, duke bërë që zbritja e tij të jetë udhëzim për njerëzit për tek e Vërteta (e Allahut), mëshirë për këdo që beson në të, duke vepruar sipas tij, si dhe përgëzim për ata që i besuan Allahut, rreth asaj që presin prej mirësive të përjetshme.

(90) Në të, Allahu i urdhëron robërit e Vet që t'i përmbahen drejtësisë e që secili rob t'ia japë hakun (të drejtën që e meriton) Allahut dhe njerëzve, që të mos i japin përparësi askujt prej njerëzve kur të gjykojnë mes tyre, përveç nëse e kërkon e drejta që t'i jepet përparësi.Ai i urdhëron për bamirësi, ku secili preferohet të dhurojë prej lëmoshës vullnetare e për të cilën nuk është i detyruar, ta falin atë që u ka bërë keq (e është penduar); i urdhëron që t'u japin të afërmve e t'u plotësohen nevojat, i pengon prej çdo gjëje që është e turpshme, qoftë fjalë, siç është fjala e ndyrë, apo vepër, siç është imoraliteti.AI i urdhëron për t'i dhënë fund gjithçkaje që nuk e pranon feja e Tij, pra, gjynaheve, ashtu sikurse urdhëron që t'i jepet fund çdo padrejtësie dhe arrogance ndaj njerëzve. Kështu ju këshillon Allahu, me ato urdhra e me ndalesa si në këtë ajet, me shpresë që ju të nxirrni mësime prej asaj që Ai ju ka këshilluar. (91) Prandaj, çojeni në vend çdo premtim që ia keni dhënë Allahut(për besim e bindje) apo që ua keni dhënë njerëzve(për besnikëri e amanet), si dhe mos i shkelni betimet tuaja, duke u betuar në Allah, pas dhënies së tyre me vendosmëri, ndërkohë që ju keni bërë betim që Allahu të jetë Dëshmitar për ju, si garant i besnikërisë në atë për të cilën ju jeni betuar, sepse Allahu e di shumë mirë atë se çfarë ju bëni, se Atij nuk mund t'i fshihet prej saj asgjë dhe se ka për t'ju dhënë atë që ju e meritoni. (92) Dhe mos u bëni mendjelehtë e të cekët për t'i shkelur marrëveshjet që i keni lidhur, si ajo gruaja budallaqe, e cila pasi u lodh duke e tjerr leshin apo pambukun që kishte dhe kur endja e saj përfundoi, ajo e prishi atë, duke e shpërbërë ashtu siç kishte qenë para se të punohej. Ajo u lodh edhe kur e endi edhe kur e prishi endjen, e nuk e realizoi atë që kërkonte. Kështu edhe ju, përpiqeni që t'i bëni betimet tuaja (të besueshme vetëm) për të gënjyer njëri-tjetrin me to, që pala juaj të jetë më shumë dhe më e fortë se pala e armiqve tuaj. Por, në të vërtetë Allahu vë në provë besnikërinë nëpërmjet marrëveshjeve, se a do t'u përmbaheni atyre apo do t'i shkelni, si dhe që t'jua sqarojë në Ditën e Gjykimit atë për të cilën ju ishit në mospajtime gjatë jetës së kësaj bote, duke nxjerrë atë që kishte qenë në të drejtë dhe atë që kishte qenë në të kotë, si dhe atë që ishte i sinqertë e atë që ishte gënjeshtar.

(93) Po të kishte dashur Allahu, do t'ju kishte bërë në një fe të vetme, duke ju bashkuar të gjithëve tek e Vërteta, por Ai ("Qoftë i Lartësuar!), e lë në humbje kë të dëshirojë sipas Drejtësisë së Vet, duke mos ia mundësuar të Vërtetën e as mbajtjen e besës në marrëveshje. Ashtu siç ia mundëson ato kujt të dëshirojë me Mirësinë e Vet dhe se ju keni për t'u pyetur në Ditën e Gjykimit për çdo gjë që keni (zgjedhur e) bërë në jetën e kësaj bote.

## Mësime nga ajetet:

- Jobesimtarëve që i pengojnë njerëzit prej Rrugës së Allahut do t'u jepet dënim dyfish, për shkak të shkatërrimit që sollën edhe tek të tjerët në këtë botë, me anë të përhapjes së mohimit dhe gjynaheve.
- Nuk ka për t'u zbrazur Toka prej njerëzve vepërmirë e të ditur që përmirësojnë, sepse ata janë prijësit e udhëzimit, zëvendësuesit e profetëve dhe dijetarët, që mbrojnë dispozitat e profetëve.
- Këto ajete kanë vënë shtyllat e një shoqërie Islame për jetën private, publike, personale, shoqërore dhe asaj shtetërore.
- Ndalimi i korrupsionit me dhënien e ryshfetit apo marrjen e ndonjë pasurie, për të shkelur ndonjë marrëveshje.

وَلَا تَتَّخِذُوٓاْ أَيۡمَٰنَكُمۡ دَخَلَۢا بَيۡنَكُمۡ فَتَزِلَّ قَدَمُۢ بَعۡدَ
ثُبُوتِهَا وَتَذُوقُواْ ٱلسُّوٓءَ بِمَا صَدَدتُّمۡ عَن سَبِيلِ ٱللَّهِۖ وَلَكُمۡ
عَذَابٌ عَظِيمٞ ٩٤ وَلَا تَشۡتَرُواْ بِعَهۡدِ ٱللَّهِ ثَمَنٗا قَلِيلًاۚ إِنَّمَا
عِندَ ٱللَّهِ هُوَ خَيۡرٞ لَّكُمۡ إِن كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ٩٥ مَا عِندَكُمۡ
يَنفَدُ وَمَا عِندَ ٱللَّهِ بَاقٖۗ وَلَنَجۡزِيَنَّ ٱلَّذِينَ صَبَرُوٓاْ أَجۡرَهُم
بِأَحۡسَنِ مَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٩٦ مَنۡ عَمِلَ صَٰلِحٗا
مِّن ذَكَرٍ أَوۡ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤۡمِنٞ فَلَنُحۡيِيَنَّهُۥ حَيَوٰةٗ طَيِّبَةٗۖ
وَلَنَجۡزِيَنَّهُمۡ أَجۡرَهُم بِأَحۡسَنِ مَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٩٧
فَإِذَا قَرَأۡتَ ٱلۡقُرۡءَانَ فَٱسۡتَعِذۡ بِٱللَّهِ مِنَ ٱلشَّيۡطَٰنِ ٱلرَّجِيمِ
٩٨ إِنَّهُۥ لَيۡسَ لَهُۥ سُلۡطَٰنٌ عَلَى ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَلَىٰ رَبِّهِمۡ
يَتَوَكَّلُونَ ٩٩ إِنَّمَا سُلۡطَٰنُهُۥ عَلَى ٱلَّذِينَ يَتَوَلَّوۡنَهُۥ وَٱلَّذِينَ
هُم بِهِۦ مُشۡرِكُونَ ١٠٠ وَإِذَا بَدَّلۡنَآ ءَايَةٗ مَّكَانَ ءَايَةٖ
وَٱللَّهُ أَعۡلَمُ بِمَا يُنَزِّلُ قَالُوٓاْ إِنَّمَآ أَنتَ مُفۡتَرِۭۚ بَلۡ أَكۡثَرُهُمۡ
لَا يَعۡلَمُونَ ١٠١ قُلۡ نَزَّلَهُۥ رُوحُ ٱلۡقُدُسِ مِن رَّبِّكَ بِٱلۡحَقِّ
لِيُثَبِّتَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَهُدٗى وَبُشۡرَىٰ لِلۡمُسۡلِمِينَ ١٠٢



94 Prandaj, mos i bëni betimet tuaja si një mënyrë mashtrimi, që të gënjeni njëri-tjetrin, e as mos i ndiqni dëshirat tuaja të kota në lidhje me to, t'i thyeni kur të dëshironi e t'i mbani kur të doni, pasi nëse do ta bënit këtë, qëndrueshmëria juaj në Rrugën e Drejtë ka për të marrë fund, ndërkohë që ishit të qëndrueshëm. Dhe kështu ka për t'ju përfshirë dënimi, për shkak të devijimit tuaj prej Rrugës së Allahut dhe devijimit prej saj edhe të tjerëve(me imazhin tuaj të keq), e të vuani, pra, dënimin e dyfishuar.

95 Mos e shkëmbeni marrëveshjen tuaj me Allahun (për të ndihmuar Pejgamberin dhe Rrugën e Tij) me një përfitim të pakët, duke e lënë besnikërinë dhe përfituar prej shkeljes së saj, pasi ajo që është tek Allahu, fitorja dhe përfitimet e luftës, në jetën e kësaj bote dhe ajo që është tek Ai në Botën Tjetër, mirësitë e përjetshme, janë shumë më të mira për ju sesa ajo që mund të arrini ju prej përfitimit të pakët me shkeljen e marrëveshjes me Të, nëse e kuptoni.

96 Ato që janë pranë jush, o njerëz, prej pasurive, kënaqësive dhe të mirave, ka për t'u ardhur fundi, sado shumë qofshin, ndërsa ato që janë tek Allahu prej shpërblimeve janë të përjetshme, prandaj si mund t'i jepni përparësi asaj që do të zhduket përpara asaj që është e përjetshme?! Gjithsesi, Ne kemi për t'i shpërblyer ata, të cilët u treguan të duruar (qëndrueshëm) në mbajtjen e premtimeve (marrëveshjeve) të tyre dhe nuk i shkelën ato, me shpërblim edhe më të mirë se veprat e tyre të devotshme që ata i patën bërë, duke u dhënë shpërblimin për çdo të mirë sa dhjetëfishi i saj e deri në shtatëqindfish, e madje edhe më shumë sesa aq.

97 Pasi kushdo që e bën një vepër të mirë përmirësuese, në përputhje me fenë e Allahut, qoftë mashkull apo femër, duke besuar në Allahun, Ne do t'i mundësojmë që në këtë botë të ketë një jetë të mirë, duke e bërë atë të jetë i kënaqur me atë që Allahu ka caktuar për të dhe duke i mundësuar vullnet dhe sukses për t'i kryer dispozitat e Tij, ndërsa në Botën Tjetër kemi për t'i shpërblyer edhe më mirë se ato vepra që ata kanë bërë në dynja.

98 Kështu që, nëse dëshiron, o besimtar, që ta lexosh Kuranin, atëherë (fillimisht) kërkoji Allahut që të të mbrojë prej ngacmimeve të shejtanit, i cili është mallkuar, për të qenë jashtë mëshirës së Allahut.

99 Shejtani nuk ka asnjë fuqi mbi ata që i besojnë dhe që i mbështeten Zotit të tyre të Vetëm në çdo çështje.

100 Pushteti i tij nëpërmjet ngacmimeve është vetëm mbi ata që e konsiderojnë atë përkrahës, që e ndjekin atë në gënjeshtrat e tij, si dhe ata që për shkak të gënjeshtrave të tij kthehen në idhujtarë, që i bëjnë shirk Allahut duke adhuruar bashkë me Të edhe të tjerë.

101 A i sheh se si, kur Ne e shfuqizojmë gjykimin e ndonjë ajeti kuranor me ndonjë ajet tjetër – ndërkohë që Allahu është më i Dijshmi rreth asaj se çfarë (gjykimi) abrogon prej Kuranit për shkak të Urtësisë së Vet, ashtu siç Ai është i Gjithëdijshëm edhe për ato që nuk janë shfuqizuar në të – të thonë: “Ti, o Muhamed, je një gënjeshtar dhe po sajon ndaj Allahut.” Vërtet që shumica e tyre nuk e dinë se abrogimi (shfuqizimi) i ajeteve, ndodh për shkak të një Urtësie Absolute Hyjnore.

102 Kështu që, thuaju atyre, o i Dërguar: “Me këtë Kuran, më zbriti vetë Xhibrili prej Allahut të Lartësuar, bashkë me të Vërtetën (rreth Tij), e që në të cilin nuk gjendet asnjë gabim, asnjë zëvendësim dhe asnjë shtrembërim, në mënyrë që t'i përforcojë në besim ata që i besojnë Allahut, sa herë që t'u zbresë prej tij diçka e re, bashkë me ato që janë shfuqizuar, si dhe që të jetë Udhëzim për myslimanët për tek e Vërteta dhe përgëzim për ta, në lidhje me atë që do të fitojnë prej shpërblimeve fisnike.

## Mësime nga ajetet:

- Veprat e mira të shoqëruara me Iman (Besimin në Allahun dhe Jetën e Shpërblimit) e bëjnë jetën të mrekullueshme.
- Rruga që të çon për tek shpëtimi prej të keqes së shejtanit është të kthyerit (me lutje) nga Allahu, si dhe kërkimi i mbrojtjes së Tij kundër të keqes së shejtanit.
- Besimtarët e kanë përgjegjësi që ta konsiderojnë Kuranin, imamin (udhëheqësin) e tyre, të edukohen me njohuritë rreth tij, të vishen me moralin e tij dhe të ndriçohen prej dritës së tij, pasi vetëm në këtë mënyrë do të rregullohen çështjet e tyre fetare dhe shoqërore.
- Abrogimi (shfuqizimi) i vendimeve në Kuran ka ndodhur vetëm gjatë kohës së shpalljes së tij dhe kjo për shkak të Urtësisë Hyjnore, që ishte kujdesi i treguar në lidhje me interesat, ngjarjet dhe ndryshimin e situatave njerëzore.

وَلَقَدۡ نَعۡلَمُ أَنَّهُمۡ يَقُولُونَ إِنَّمَا يُعَلِّمُهُۥ بَشَرٞۗ لِّسَانُ
ٱلَّذِي يُلۡحِدُونَ إِلَيۡهِ أَعۡجَمِيّٞ وَهَٰذَا لِسَانٌ عَرَبِيّٞ مُّبِينٌ ١٠٣
إِنَّ ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِ لَا يَهۡدِيهِمُ ٱللَّهُ
وَلَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٌ ١٠٤ إِنَّمَا يَفۡتَرِي ٱلۡكَذِبَ ٱلَّذِينَ
لَا يُؤۡمِنُونَ بِـَٔايَٰتِ ٱللَّهِۖ وَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡكَٰذِبُونَ ١٠٥
مَن كَفَرَ بِٱللَّهِ مِنۢ بَعۡدِ إِيمَٰنِهِۦٓ إِلَّا مَنۡ أُكۡرِهَ وَقَلۡبُهُۥ
مُطۡمَئِنُّۢ بِٱلۡإِيمَٰنِ وَلَٰكِن مَّن شَرَحَ بِٱلۡكُفۡرِ
صَدۡرٗا فَعَلَيۡهِمۡ غَضَبٞ مِّنَ ٱللَّهِ وَلَهُمۡ عَذَابٌ عَظِيمٞ ١٠٦
ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمُ ٱسۡتَحَبُّواْ ٱلۡحَيَوٰةَ ٱلدُّنۡيَا عَلَى
ٱلۡأٓخِرَةِ وَأَنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلۡكَٰفِرِينَ ١٠٧
أُوْلَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ طَبَعَ ٱللَّهُ عَلَىٰ قُلُوبِهِمۡ وَسَمۡعِهِمۡ
وَأَبۡصَٰرِهِمۡۖ وَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡغَٰفِلُونَ ١٠٨ لَا جَرَمَ
أَنَّهُمۡ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ هُمُ ٱلۡخَٰسِرُونَ ١٠٩ ثُمَّ إِنَّ رَبَّكَ
لِلَّذِينَ هَاجَرُواْ مِنۢ بَعۡدِ مَا فُتِنُواْ ثُمَّ جَٰهَدُواْ
وَصَبَرُوٓاْ إِنَّ رَبَّكَ مِنۢ بَعۡدِهَا لَغَفُورٞ رَّحِيمٞ ١١٠



(103) Ne e dimë shumë mirë edhe atë që idhujtarët thonë: - "Është dikush që po ia mëson Muhamedit Kuranin», duke qenë gënjeshtarë në këtë pretendim, pasi gjuha e atij për të cilin ata pretendojnë se është duke e mësuar atë, është e huaj (për arabët), ndërkohë që ky Kuran ka zbritur në gjuhën e qartë arabe me një elokuencë absolute. Pra, si mund ta pretendojnë se ai e ka marrë atë prej një joarabi?!

(104) Vërtet, ata të cilët nuk besojnë në (mrekullinë e gjendur në) ajetet e Allahut të zbritura (në këtë Kuran) nga ana e Tij, (Qoftë i Lartësuar!), as Allahu nuk ka për t'ua mundësuar që të gjejnë udhëzimin, për aq kohë sa të vazhdojnë të këmbëngulin në këtë (mohim) dhe se ata i pret dënimi i dhembshëm, për shkak të mohimit të tyre ndaj Allahut dhe konsiderimit gënjeshtra të ajeteve (vargjeve) të zbritura prej Tij.

(105) Muhamedi nuk është gënjeshtar në lidhje me atë me të cilën ka ardhur prej Zotit të vet, pasi gënjeshtrën e sajojnë ata që nuk i besojnë ajeteve (vargjeve) të Allahut, sepse as nuk ia kanë frikën ndonjë dënimi (prej Allahut) e as nuk kanë shpresë për ndonjë shpërblim(prej Tij). Madje ata që janë mohues (të Allahut) janë gënjeshtarët e vërtetë, pasi gënjeshtra është zakoni i tyre në të cilën janë profesionistë.

(106) Prandaj kush e mohon Allahun pasi më parë pati besuar, jo ai të cilit i imponohet mohimi (kundër dëshirës), për të deklaruar fjalën e mohimit nëpërmjet gjuhës së vet, ndërkohë që zemra e tij është e qetë në besim dhe e sigurt në të Vërtetën e tij, por ai që ia hap zemrën mohimit dhe e zgjedh atë në vend të besimit, duke e shprehur atë me dëshirë dhe duke u deklaruar murted (i dalë prej Islamit,)- mbi të tillët do të zbresë zemërimi i Allahut dhe ata do të jenë në një dënim të madh.

(107) Ky dezertim (largim) i tyre prej Islamit erdhi për shkak se ata i japin përparësi mbledhjes së mbeturinave të kësaj bote, duke i fituar ato si shpërblim për mohimin e Botës Tjetër dhe për shkak se Allahu nuk ua mundëson njerëzve jobesimtarë që të arrijnë tek besimi, por i lë ata të poshtëruar.

(108) Këta që, pas besimit të tyre, kthehen në murtedë (të dalë prej Islamit), Allahu ua vulos (duke ua mbyllur) zemrat, prandaj edhe nuk kuptojnë asnjë këshillë, ua bllokon dëgjimin, prandaj edhe nuk kuptojnë, si dhe shikimeve të tyre u vendos perde, prandaj edhe nuk i vështrojnë dot mrekullitë që çojnë për tek besimi. Të tillët janë tërësisht indiferentë në lidhje me shkaqet që të çojnë tek lumturia apo dëshpërimi (në Botën Tjetër), si dhe në lidhje me atë që Allahu ka premtuar prej dënimit.

(109) Pikërisht këta do të jenë të falimentuarit në Ditën e Gjykimit, me humbjen e veteve të tyre për shkak të mohimit pas besimit, pasi po të kishin vazhduar me të (besimin), do të kishin hyrë në Xhenet.

(110) Pastaj dije, o i Dërguar, se Zoti yt është edhe Gjynahfalës dhe Mëshirues ndaj besimtarëve të shtypur, që emigruan prej Mekës në Medinë, pasi idhujtarët i torturuan për shkak të fesë së tyre, aq sa ata u detyruan ta shprehnin edhe fjalën e mohimit, ndërkohë që zemrat e tyre ishin të mbushura me besim. Por pas kësaj, ata luftuan në mbrojtje të Rrugës së Allahut, që më e larta fjalë të jetë Fjala e Allahut, ndërsa fjala e mohuesve të ishte më e ulëta, si dhe duruan vështirësitë në lidhje me këtë. Vërtet që, pas sprovës dhe ndëshkimit me të cilin ata u përballën, aq sa shprehën edhe fjalën e mohimit, Zoti yt është Gjynahfalës dhe i Mëshirshëm me ta, pasi ata e shprehën fjalën mohuese vetëm pasi qenë të imponuar.

### Mësime nga ajetet:

- I lejohet atij të cilit i bëhet presion, ta thotë fjalën mohuese hapur, ndërsa zemrën ta ketë të palëkundur në besim.
- Murtedët (dezertuesit nga Islami) ia lëshuan vetes zemërimin e Allahut dhe ndëshkimin e Tij, pasi ata i dhanë përparësi jetës së kësaj bote në vend të Botës Tjetër, duke ia bërë haram vetes udhëzimin e Allahut, kështu që Allahu ua mbylli atyre zemrat, dëgjimet dhe shikimet, duke i bërë ata prej indiferentëve në lidhje me atë që u dëshirohej atyre në Ditën e Gjykimit - dënimit të ashpër.
- Allahu u ka premtuar falje gjynahesh dhe mëshirë atyre që besojnë, që bëjnë hixhret pasi sprovohen dhe që tregohen të duruar (të qëndrueshëm) në mbrojtje të Rrugës së Allahut.

ثلاثة أرباع الحزب ٢٨

۞ يَوۡمَ تَأۡتِي كُلُّ نَفۡسٖ تُجَٰدِلُ عَن نَّفۡسِهَا وَتُوَفَّىٰ كُلُّ
نَفۡسٖ مَّا عَمِلَتۡ وَهُمۡ لَا يُظۡلَمُونَ ١١١ وَضَرَبَ ٱللَّهُ مَثَلٗا
قَرۡيَةٗ كَانَتۡ ءَامِنَةٗ مُّطۡمَئِنَّةٗ يَأۡتِيهَا رِزۡقُهَا رَغَدٗا مِّن
كُلِّ مَكَانٖ فَكَفَرَتۡ بِأَنۡعُمِ ٱللَّهِ فَأَذَٰقَهَا ٱللَّهُ لِبَاسَ
ٱلۡجُوعِ وَٱلۡخَوۡفِ بِمَا كَانُواْ يَصۡنَعُونَ ١١٢ وَلَقَدۡ جَآءَهُمۡ
رَسُولٞ مِّنۡهُمۡ فَكَذَّبُوهُ فَأَخَذَهُمُ ٱلۡعَذَابُ وَهُمۡ ظَٰلِمُونَ
١١٣ فَكُلُواْ مِمَّا رَزَقَكُمُ ٱللَّهُ حَلَٰلٗا طَيِّبٗا وَٱشۡكُرُواْ
نِعۡمَتَ ٱللَّهِ إِن كُنتُمۡ إِيَّاهُ تَعۡبُدُونَ ١١٤ إِنَّمَا حَرَّمَ
عَلَيۡكُمُ ٱلۡمَيۡتَةَ وَٱلدَّمَ وَلَحۡمَ ٱلۡخِنزِيرِ وَمَآ أُهِلَّ لِغَيۡرِ
ٱللَّهِ بِهِۦۖ فَمَنِ ٱضۡطُرَّ غَيۡرَ بَاغٖ وَلَا عَادٖ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ
رَّحِيمٞ ١١٥ وَلَا تَقُولُواْ لِمَا تَصِفُ أَلۡسِنَتُكُمُ ٱلۡكَذِبَ
هَٰذَا حَلَٰلٞ وَهَٰذَا حَرَامٞ لِّتَفۡتَرُواْ عَلَى ٱللَّهِ ٱلۡكَذِبَۚ إِنَّ
ٱلَّذِينَ يَفۡتَرُونَ عَلَى ٱللَّهِ ٱلۡكَذِبَ لَا يُفۡلِحُونَ ١١٦ مَتَٰعٞ قَلِيلٞ
وَلَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ ١١٧ وَعَلَى ٱلَّذِينَ هَادُواْ حَرَّمۡنَا مَا قَصَصۡنَا عَلَيۡكَ
مِن قَبۡلُۖ وَمَا ظَلَمۡنَٰهُمۡ وَلَٰكِن كَانُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ يَظۡلِمُونَ ١١٨



(111) Përkujtoju, o i Dërguar, Ditën kur çdo njeri do t'i dalë në mbrojtje vetëm vetes së vet e nuk do t'i dalë në mbrojtje askujt tjetër, për shkak të llahtarisë së madhe dhe secilit njeri do t'i jepet ajo që ka merituar për atë që ka bërë, qoftë mirë apo keq, duke mos iu bërë asnjë padrejtësi, me pakësim të shpërblimit për të mirat apo me shtim të ndëshkimit përtej të këqijave të tyre.

(112) Allahu ju sjell edhe një shembull për këtë: Një vendbanim, i cili pati qenë i sigurt e i stabilizuar dhe banorët e tij nuk kishin frikë. Ndërkohë që vendbanimet përreth tyre dhunoheshin, atyre u vinte furnizim i mirë dhe me lehtësi nga të gjitha anët. Mirëpo banorët e tij i përbuzën mirësitë që Allahu u kishte dhuruar dhe nuk u treguan mirënjohës. Kështu Ai u dha uri dhe frikë, që u shihej dukshëm edhe në fizionomitë e tyre, qoftë në trembje, qoftë në pakësim, aq sa këto u kthyen për ta si rrobat e tyre (të vetme) për shkak të asaj që ata bënin, pra, kufrit (mosnjohjes së Allahut) dhe mohimit (të Profetit të Tij).

(113) Kështu u erdhi edhe banorëve të Mekës i Dërguari nga mesi i tyre, Muhamedi ﷺ, besnikërinë dhe sinqeritetin e të cilit ata e njihnin shumë mirë, mirëpo ata e mohuan atë në lidhje me çfarë Zoti ia kishte zbritur. Atëherë, atyre u zbriti dënimi i Allahut me varfëri dhe frikë, duke u bërë kështu zullumqarë ndaj vetes, për shkak të dërgimit të tyre në shkatërrim, me bërjen shirk (idhujtari) ndaj Allahut dhe me mohimin e të Dërguarit të Tij.

(114) Prandaj hani, o ju njerëz, prej asaj që ju ka furnizuar Allahu i Lartësuar, që është vetëm hallall, duke zgjedhur prej tij, atë që ju preferoni ta hani, si dhe falenderoni për mirësitë që Allahu ju ka dhuruar, nëpërmjet mirënjohjes së treguar ndaj Tij për këto mirësi dhe përdorimit të tyre në ato që Ai është i Kënaqur, nëse vërtet jeni adhurues vetëm të Tij dhe nuk i bëni Atij shirk (duke iu bindur dikujt tjetri).

(115) Pasi haram (rreptësisht të ndaluar), Allahu ju ka bërë vetëm ato kafshë të thershme që kanë ngordhur para se të theren, gjakun e rrjedhshëm, derrin dhe çdo pjesë të tij, si dhe çdo kafshë që është therur duke u ofruar si kurban (flijim) për dikë tjetër përveç Allahut. Për më tepër, ky ndalim ka të bëjë vetëm në rast se ekziston mundësia e zgjedhjes, pasi atë që e ngushton vështirësia për t'u ushqyer prej këtyre që u përmendën dhe ai ha prej tyre, jo me synimin se është haram e as duke i kaluar kufijtë e nevojës, për të nuk ka asnjë gjynah, pasi Allahu është Gjynahfalës, duke ia falur atij atë që ka ngrënë dhe i Mëshirshëm me të, duke ia toleruar në rast nevoje.

(116) Kështu që mos thoni, o ju idhujtarë, gënjeshtra me gjuhët tuaja, që ia mvishni Allahut: "Kjo është hallall dhe kjo është haram", duke e bërë këtë qëllimisht vetëm që të trilloni në emër të Allahut, për ta konsideruar haram atë që nuk është haram, apo për ta konsideruar hallall atë që nuk është hallall Ata të cilët sajojnë gënjeshtra në emër të Allahut, kurrë nuk kanë për të shpëtuar, as në këtë botë e as në Botën Tjetër.

(117) Edhe nëse atyre do t'u mundësohet një përjetim i shkurtër e i neveritshëm me ndjekjen e qejfeve të veta në jetën e kësaj bote, në Ditën e Gjykimit do kenë vetëm dënim të dhembshëm.

*Pasi Allahu e përmendi se çfarë kafshësh ka bërë haram (rreptësisht të ndaluara) për këtë Umet, përmendi gjithashtu edhe atë që ua pati bërë haram hebrenjve.

(118) Vetëm hebrenjve ua patëm bërë haram ato që t'i kemi përmendur (në ajetin 136 të Sures el-En'am). Për bërjen haram të tyre, nuk ishim Ne që u bëmë padrejtësi atyre, por ata i bënë zullum vetes, duke bërë ato vepra që ndillnin ndëshkim, kështu Ne u dhamë atë që merituan për shfrenimin e tyre, duke ua bërë ato(kafshë) haram, si ndëshkim për ta.

## Mësime nga ajetet:

- Shpërblimi do të jetë sipas veprës, ashtu si banorët e atij vendbanimi, pasi i përbuzën mirësitë, iu dha e kundërta e tyre, të cilat ishin: marrja dhe heqja e tyre, duke i lënë në uri ekstreme pasi ishin të ngopur dhe duke i lënë në frikë e pasiguri, pasi ishin të sigurt e të stabilizuar, si dhe pak gjëra jetësore, pasi më parë ishin në bollëk.
- Detyrimi për t'i besuar Allahut dhe të Dërguarit; të adhurohet vetëm Allahu, t'i bëhen Atij falenderime për mirësitë dhe begatitë e Tij të shumta, pasi dënimi hyjnor do të vijë mbi këdo që e mohon Allahun, e kundërshton Atë dhe i përbuz mirësitë që Allahu ia ka dhuruar.
- Allahu i Lartësuar me Mirësinë e Vet na ka bërë haram vetëm ato gjëra që janë të ndyra, duke na ruajtur me këtë prej çdo gjëje të neveritshme.

ثُمَّ إِنَّ رَبَّكَ لِلَّذِينَ عَمِلُواْ ٱلسُّوٓءَ بِجَهَٰلَةٖ ثُمَّ تَابُواْ مِنۢ بَعۡدِ
ذَٰلِكَ وَأَصۡلَحُوٓاْ إِنَّ رَبَّكَ مِنۢ بَعۡدِهَا لَغَفُورٞ رَّحِيمٌ ١١٩ إِنَّ
إِبۡرَٰهِيمَ كَانَ أُمَّةٗ قَانِتٗا لِّلَّهِ حَنِيفٗا وَلَمۡ يَكُ مِنَ ٱلۡمُشۡرِكِينَ
١٢٠ شَاكِرٗا لِّأَنۡعُمِهِۚ ٱجۡتَبَىٰهُ وَهَدَىٰهُ إِلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ
١٢١ وَءَاتَيۡنَٰهُ فِي ٱلدُّنۡيَا حَسَنَةٗۖ وَإِنَّهُۥ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ لَمِنَ ٱلصَّٰلِحِينَ
١٢٢ ثُمَّ أَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡكَ أَنِ ٱتَّبِعۡ مِلَّةَ إِبۡرَٰهِيمَ حَنِيفٗاۖ وَمَا كَانَ
مِنَ ٱلۡمُشۡرِكِينَ ١٢٣ إِنَّمَا جُعِلَ ٱلسَّبۡتُ عَلَى ٱلَّذِينَ ٱخۡتَلَفُواْ
فِيهِۚ وَإِنَّ رَبَّكَ لَيَحۡكُمُ بَيۡنَهُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ فِيمَا
كَانُواْ فِيهِ يَخۡتَلِفُونَ ١٢٤ ٱدۡعُ إِلَىٰ سَبِيلِ رَبِّكَ بِٱلۡحِكۡمَةِ
وَٱلۡمَوۡعِظَةِ ٱلۡحَسَنَةِۖ وَجَٰدِلۡهُم بِٱلَّتِي هِيَ أَحۡسَنُۚ إِنَّ
رَبَّكَ هُوَ أَعۡلَمُ بِمَن ضَلَّ عَن سَبِيلِهِۦ وَهُوَ أَعۡلَمُ بِٱلۡمُهۡتَدِينَ
١٢٥ وَإِنۡ عَاقَبۡتُمۡ فَعَاقِبُواْ بِمِثۡلِ مَا عُوقِبۡتُم بِهِۦۖ وَلَئِن
صَبَرۡتُمۡ لَهُوَ خَيۡرٞ لِّلصَّٰبِرِينَ ١٢٦ وَٱصۡبِرۡ وَمَا صَبۡرُكَ
إِلَّا بِٱللَّهِۚ وَلَا تَحۡزَنۡ عَلَيۡهِمۡ وَلَا تَكُ فِي ضَيۡقٖ مِّمَّا يَمۡكُرُونَ
١٢٧ إِنَّ ٱللَّهَ مَعَ ٱلَّذِينَ ٱتَّقَواْ وَّٱلَّذِينَ هُم مُّحۡسِنُونَ ١٢٨



(119) Dije, o i Dërguar, se Zoti yt ndaj atyre që bëjnë vepra të këqija nga padituria, përkundër çdo lloj pasoje të tyre, madje edhe nëse i kanë bërë ato qëllimisht, por që pas të cilave ata pendohen dhe i përmirësojnë veprat e tyre, Zoti yt është Falës dhe i Mëshirshëm me ta.

*Meqë idhujtarët pretendonin se ata ishin ndjekës të fesë së Ibrahimit, Allahu ua hedh poshtë pretendimin duke u thënë:

(120) (Si mund të pretendoni se jeni në fenë e Ibrahimit ndërkohë që) Ibrahimi ishte përmbledhësi i të gjitha virtyteve të mira, gjithmonë në bindje ndaj Zotit të vet, larg çdo lloj besëtytnie. Feja e tij ishte Islami (feja e nënshtrimit ndaj Allahut) dhe kurrë nuk ishte idhujtar.

(121) Përkundrazi, ai ishte mirënjohës ndaj Allahut për mirësitë që ia kishte dhuruar. Allahu e zgjodhi (pastaj) për t'i dhënë profetësinë, duke e udhëzuar për tek feja e qëndrueshme Islame (Nënshtrimit ndaj Allahut).

(122) Ashtu siç i dhuruam në këtë botë profetësinë, famën e nderuar dhe fëmijët vepërmirë, edhe në Botën Tjetër ai do të jetë vetëm në mesin e atyre që ishin vepërmirë, për të cilët Allahu ka premtuar shkallët më të larta në Xhenet.

(123) Pastaj Ne të shpallëm ty, o i Dërguar, duke të thënë: "Ndiqe fenë e (pastër të) Ibrahimit në Teuhid (Njësimin e Allahut), në distancimin e tij prej idhujtarëve, në Thirrjen e tij për tek Allahu, si dhe në të punuarit sipas fesë së Tij, duke u larguar prej të gjitha feve, përveç fesë Islame (fesë së nënshtrimit ndaj Allahut), pasi ai nuk ishte prej idhujtarëve, por ishte njësues i Allahut (monoteist).

(124) Ashtu sikurse edhe shenjtërimi i ditës së shtunë për hebrenjtë, u bë detyrim (si ndëshkim) ndaj tyre vetëm pasi ata ishin në kundërshti me njëri-tjetrin rreth saj (nëse do ishte e shtuna apo dita e premte dita), në të cilën ata duhej t'i linin punët dhe t'i përkushtoheshin vetëm adhurimit, ndërkohë që ata (u lanë në devijimin e tyre pasi) ishin urdhëruar që ta veçonin ditën e xhuma (e premte) për këtë. Zoti yt, o i Dërguar, vërtet që ka për të gjykuar me drejtësi në Ditën e Gjykimit ndaj atyre që ishin në kundërshti me njëri-tjetrin në lidhje me të, duke i dhënë secilit atë që ka merituar.

(125) Prandaj thërrit, o i Dërguar, për tek feja Islame, së bashku me atë që të ndjek ty prej besimtarëve, duke iu përshtatur gjendjes, kuptueshmërisë dhe pjekurisë së atij që e thërret, nëpërmjet një këshille të bukur, që përfshin shpresën dhe frikën, si dhe dialogun në mënyrën më të mirë me ta, me delikatesë në fjalë dhe mendime. Pas kësaj, nuk e ke në dorë ti udhëzimin e njerëzve. Ti ke detyrim vetëm që t'ua përcjellësh atë. Është Zoti yt Ai që e di më mirë se kush prej tyre zgjodhi për të devijuar prej fesë Islame, ashtu sikurse Ai e di më mirë se kush zgjodhi udhëzimin për tek Ai, prandaj mos e dëmto veten duke u mërzitur për ta.

(126) Nëse dëshironi që të hakmerreni ndaj armikut tuaj, atëherë ndëshkojeni atë me aq sa ju ka dëmtuar, duke mos shtuar asgjë më shumë, por nëse ju tregoheni të duruar dhe nuk e ndëshkoni, ndërkohë që ju keni mundësi për këtë, dijeni se kjo është shumë më e mirë për durimtarët, sesa hakmarrja nëpërmjet ndëshkimit të tyre.

(127) Kështu që, duro, o i Dërguar, përballë shqetësimeve që ata të shkaktojnë, pasi Allahu ka për të të ndihmuar në durimin tënd. Dhe mos u mërzit për shkak të refuzimit që jobesimtarët të bëjnë ty, e as mos të të ngushtohet gjoksi për shkak të fjalëve intriguese e dashakeqe që ata thonë.

(128) Sepse Allahu është me ata që janë të ruajtur, larg gjynaheve, dhe ata që janë bamirës, me kryerjen e dispozitave dhe urdhrave, (duke qenë me ta) me ndihmën e mbështetjen e Vet.

### Mësime nga ajetet:

- Mëshira e Allahut ka vendosur që t'ua pranojë pendimin të gjithë robve që kanë bërë ndonjë vepër të keqe, qoftë vepër kufri apo gjynah, duke i bërë me dije se Ai ka për t'i falur nëse ata pendohen sinqerisht dhe i rregullojnë veprat e tyre.
- Preferohet që çdo mysliman ta marrë si referim qëndrimin e Ibrahimit në jetë.
- Thirrësit e kanë përgjegjësi t'i kenë këto tri cilësi kur thërrasin për tek feja e Allahut: urtësinë, këshillën e mirë dhe dialogun në formën më të mirë.
- Ndëshkimi duhet të jetë identik me dëmin e bërë, pa shtuar asgjë, kështu që atij që i është bërë padrejtësi i ndalohet çfarëdolloj shtese tjetër gjatë ndëshkimit të keqbërësit.